Uiliam
Shekspir

# Ëndra e një nate vere

Prishtinë
1968

## PERSONAT

TEZEU, *Duka i Athinës.*
EGJEU, *i ati i Hermjas.*
LIZANDRI, DEMETRI — *kanë rënë në dashuri me Hermjan.*
FILOSTRATI, *mjeshtri i argëtimeve i Tezeut.*
PYKA, *karpenter.*
SHARRA, *marangoz.*
FUNDI, *endës.*
FYELLI, *ndreqës gjyrykësh.*
TURIRI, *kazanxhi.*
NGORDHALAQI, *rrobaqepës.*
HERMJA, *bija e Egjeut, ka rënë në dashuri me Lizandrin.*
HIPOLITA, *mbretëresha e Amazonave, e fejuara e Tezeut.*
ELENA, *ka rënë në dashuri me Demetrin.*
OBERONI, *mbreti i zanave.*
TITANJA, *mbretëresha e zanave.*
PAKU, *ose Robin Djalëmiri, xhind.*
LULEBIZELJA., CERGËMERIMANGA., FLUTURA., MUSTARDA. — *zana*

*Zana të tjera që shkojnë pas mbretit dhe mbretëreshës.*
*Pasonjës të Tezeut dhe Hipolitës.*

SKENA: NË ATHINË DHE NË NJË PYLL ATY AFËR.

# AKTI I

## SKENA I

*Në Athinë. Në pallatin e Tezeut.*

*Hyjnë* TEZEU, HIPOLITA, FILOSTRATI *dhe të tjerë.*

TEZEU

Moj Hipolitë e bukur, ora e dasmës sonë
Po vjen me vrap; dhe katër ditë mbetën
Të dalë hënë e re. Po sa ngadalë
Po vdiret hënë e vjetër! Pres të çduket,
Ashtu si pret një thjeshtër që t'i vdesë
Njerka që do t'i lerë pasurinë.

HIPOLITA

Të katër ditët nata do i përpijë,
Dhe katër net si ëndër do kalojnë,
Dhe pastaj hëna, si një hark i ergjëndë,
Rishtas në qjell përkulur, do vështrojë
Natën e dasmës sonë.

TEZEU

Filostrat,
Thirre rininë e Athinës n'argëtime,
Zgjoje shpirtin e gjallë të gëzimit,

Varrose shpejt trishtimin, se ky mik
I zbetë nuk i duhet gazit tonë. *(Del Filostrati).*
Me shpatë pas të ndoqa, Hipolitë,
Dhe zemrën ta fitova mizorisht;
Po dasmën tonë ndryshe do ta bëjmë,
Me madhështi, dëfrime edhe gosti.

(*Hyjnë* EGJEU, HERMJA, LIZANDRI *dhe* DEMETRI).

EGJEU

I lumtur qoft' Tezeu, duka ynë!

TEZEU

Egje, të falem nderit. Ç'lajm na sjell?

EGJEU

Plot zemërim kam ardhur të ankohem
Si at që jam, për Hermjan, time bijë.
Eja, Demetër! Këtë djalë, o dukë,
Për burrë vajzës dua që t'ja jap.
Eja, Lizandër! Po ky djalë, o princ,
Ja ka magjepsur zemrën sime bije.
Ti, ti, Lizandër, i ke dhënë vjersha,
Këmbyer ke me 'të kujtime dashurie;
Në drit' të hënës, te dritarja e saj,
Me zë të mekur ti m'i ke kënduar
Ca këngë dashurie robëronjëse;
Ti vajzën mënç ma prishe duke i dhënë
Ca belezik' me flok' të tu, unaza,
Tufa me lule, stringëla e xhingla,
Sheqerka, — që të gjith', kasnecë të rrezikshëm,
Që gjith' të rinjtë lehtë u zenë besë.
Dinak siç ishe zemrën ti ja vodhe;
E urtë, e bindur ishte; kokëfortë
U bë sapo të njohu. Princ i shquar,

Sikur këtu, përpara syve tuaj,
Mos dojë të martohet me Demetrin,
Kërkoj zbatimn' e ligjeve të Athinës,
Se është e imja e unë bëj ç'të dua:
Ose ja jap për nuse këtij djali,
O vdekjes, siç ma jep të drejtën ligji.

TEZEU

Si thua Hermja? Pa mendohu mirë:
Për ty, yt atë, ësht' posi perëndi;
Ai ta ka sajuar bukurinë,
Ti je për 'të diçka si një lloj dylli
Që vetë e ka punuar dhe, që mund,
Siç është ta ruajë, o ta prishë krejt.
Demetri është djalë xhevahir.

HERMJA

Edhe Lizandri.

TEZEU

Edhe ai, vërtet;
Po me që yt at' për burrë atë s'ta jep
Tjetri na duket edhe më i mirë.

HERMJA

Sikur im at' të shih me syt' e mi!

TEZEU

Vështro më mirë me gjykimn' e tij!

HERMJA

I lutem shkëlqesisë suaj të më ndjejë,
Nuk di ç'fuqi më jep këtu guxim,

Dhe as si më lejon sot drojtja ime
Mendimet që t'i çfaq përpara jush.
Një gjë i lutem shkëlqesisë suaj:
Dua të di ç'e keqe më kanoset
Sikur Demetrin mos ta marr për burrë.

TEZEU

Ose do vdesësh, ose do të ndahesh
Nga shoqëria e burrave për jetë.
Pra, Hermja e bukur, peytje zemrën tënde,
Rininë tënde, gjakun tënd të ri,
Në rast se fjalën s'ja dëgjon t'yt eti
E zonja a je të bëhesh kallogré;
Të rrish për jetë në terr manastiri,
Të rrosh murgeshë e mbyllur tërë jetën,
Hënës së ftohtë himne t'i këndosh?
Si lum ato që mposhtin afsh' e gjakut
Dhe marrin këtë udh' të virgjërisë;
Po dhe m'i lumtur është trëndafili
I këputur, se sa ai që fishket
Maja gjëmbit të virgjër në vetmi.

HERMJA

Kështu më mirë rritem, rroj e vdes
Se sa t'ja fal un vetë virgjërinë
Këtij, se shpirti im nuk pranon kurrë
T'i shtrohet asaj zgjedhe të urryer.

TEZEU

Mendohu mirë; hënë e re sa t'nisë, —
Ditën që unë edhe e dashura ime
Me nyjen e martesës lidhemi për jetë, —
Gati të jesh at' ditë, ose të vdesësh —
Se fjalën s'ja dëgjove ti babajt —
Ose të bëhesh gruaja e Demetrit,

Ose përpara altarit të Dianës
Betohesh e gjith jetën s'do martohesh.

DEMETRI

Mjaft, o moj Hermja! Edhe ti, Lizandër,
Hiq dorë nga ajo që s'ësht për ty!

LIZANDRI

Demetër, kur babaj të dashka shumë
Lemë të bijën dhe me 'të martohu.

EGJEU

Lizandër, mos u tall! Po, unë e dua
Dhe ç'kam ç'nuk kam atij, po, do t'ja jap;
Hermja është vajza ime dhe, si prind,
Ç'të drejta kam ja lë që sot Demetrit.

LIZANDRI

Imzot dhe un jam nga një derë e mirë,
Kamës si ai dhe dashuria ime
Është m'e fort' se dashuria e tij;
Bujar me mua fati është treguar
Si me Demetrin, në mos dhe më mirë;
Dhe ajo që ka më tepër rëndësi,
Mua më dashuron Hermja e bukur:
Ng' ajo përse ahere të heq dorë?
Demetri — dhe këtë ja them në sy —
Me vajzën e Nedarit, me Elenën,
Ka bërë dashuri, ja ka rëmbyer
Zemrën me kohë, edhe ajo e gjora
E do me shpirt, e do, çmëndet pas tij,
Pas këtij burri që e ka trathtuar.

TEZEU

Të them të drejtën ma ka zënë veshi
Diçka të till' dhe me Demetrin vetë
Për këtë gjë kam dashur që të flas;
Po ja, siç isha mbytur gjith në punë,
Nga mëndja më ka dalë. Eja, Demetër,
Dhe ti, Egjé; po, ejani me mua:
Sepse do t'ju ngarkoj me disa punë. —
Dhe ti, moj Hermja e bukur, bindju babës,
Vullnetit tij nënshtroja trillin tënd;
Sepse, përndryshe, ligji i Athinës —
Të cilin s'ësht e mundur që ta shkelim —
Me vdekje të dënon e mos martohesh. —
Po ç'ke, moj Hipolitë? Eja t'ikim!
Egjé, Demetër, ejani me mua!
Me disa punë duhet t'ju ngarkoj
Për dasmën tonë dhe të flas me ju
Për ca gjëra që ju përkasin shumë.

EGJEU

Me bindje e me dëshirë po ju ndjekim.

(*Dalin të gjithë përveç* LIZANDRIT *dhe* HERMJAS).

LIZANDRI

O shpirt, pse faqen ti ma ke të zbetë?
Atje kaq shpejt pse u fishkën trëndafilat?

HERMJA

Se duan shí, të cilin mund ta derdh
Nga syt' e mi ngarkuar me stuhi.

LIZANDRI

Ojí, ndër libra s'kam lexuar kurrë,
Dëgjuar s'kam vërtet, as në përrallë,

Që lum' i dashuris' të ketë rrjedhur
Në qetësi. Ose ndryshim në sërë. —

HERMJA

Oh, vaj! Një shumë lart dhe një shum' poshtë!

LIZANDRI

Ose ndryshim i madh në moshë. —

HERMJA

Sa keq, kur plaku merr nuse një zogë!

LIZANDRI

Ose të tjerët nusen të ta zgjedhin. —

HERMJA

O ferr! të zgjedhësh me syrin e tjetrit!

LIZANDRI

Po edhe kur ka pasur simpatí,
Sëmundja, lufta, vdekja, dashurisë
Pusí kan zënë, e kanë bërë
Të çastit, posi tingulli një grimë,
Të shpejtë posi hije, posi ëndër
Të shkurtër, si shkreptima n'errësirë,
Që tokë e qjell njëheresh i zbulon
Dhe, para se njeriu të thotë: „Shih!"
Fulqínjt e errësirës e përpijnë:
Kështu na fiket shpejt çdo gjë që ndrit.

HERMJA

Në qoft' se gjithë ata që dashurojnë
Duhet të vuajn', kështu qënka shkruar,

Durim të kemi ahere edhe ne,
Se hidhërim e dashuri shkojn' bashkë,
Ashtu si ëndrat, psherëtimat, lotët,
Dëshirat ndjekin dashurinë e mjerë.

LIZANDRI

Fjalë me vënd; prandaj dëgjomë, Hermja:
Un kam një teto e cila është e vé
Dhe shumë e pasur, por nuk ka fëmijë:
Më mban sikur të isha djalë i vetëm;
Shtat lega larg nga Athina e ka shtëpinë,
Atje mund të martohemi, moj Hermja.
Atje ligjet e rrepta të Athinës
S'na ndjekin dot. Në ma ke falur zemrën,
Që nesër mbrëma ikë nga shtëpia,
Në pyll, një legë larg që nga qyteti,
Një ditë ku të pashë me Elenën
Kur po kremtonit mëngjesin e majit*
Atje do të pres.

HERMJA

Lizandr' i dashur!
Për harkun më të fortë të Kupidit,
Për shtizën më të mirë kryeartë,
Për pëllumbat e pastra të Afërditës,
Për lidhjet më të shënjta të dashnisë,
Për atë zjarr që e dogj Didon' e zezë*
Në det kur ikte Eneu i pabesë,
Po të bëj bé si grua e jo si burrë, —
Se burrat fjalën nuk e mbajnë kurrë, —
Tek ai vënd që më caktove ti
Në mes të natës nesër do të vi.

LIZANDRI

O shpirt mba fjalën. Ja, po vjen Elena.

(*Hyn* ELENA).

HERMJA

Ku shkon kështu, o moj Elenë e bukur?

ELENA

E bukur the? E bukur të jam dukur,
S'ësht e vërtetë, e bukur po je ti,
Se ty të do Demetri. O bukuri!
Si yje syt të ndrijn', kur ligjëron
Duket sikur lauresha nis këndon,
Kur piqet gruri e kaçja lulëzon.
Të qe sëmundje ngjitse bukuria
Bukurin' tënde doja që ta kisha:
Të kisha zërin tënd edhe vështrimin,
Të gjuhës sate t'ëmbël ligjërimin.
T'isha si ti dhe bota t'ish e imja,
Përveç Demetrit, ty do të ta ipja.
Më thuaj, syri yt si ka fuqi
Që zemrën e Demetrit mban në robëri?

HERMJA

Unë rri e ngrysur, prap më dashuron.

ELENA

Unë i nënqesh, me sy nuk më vështron.

HERMJA

Unë e mallkoj, ai më do sërish.

ELENA

Ah, lutja ime forc' të till' të kish!

HERMJA

Sa e urrej, aq shum' më ndjek nga pas.

ELENA

Me shpirt e dua, ai m'urren çdo ças.

HERMJA

A mos kam faj për marrëzinë e tij?

ELENA

Jo, nuri yt; fajtore t'jem si ti!

HERMJA

Mos u mërzit, s'më sheh më, jo, me sy;
Lizandri e un do t'ikim që të dy.
Kur dashuria edhe s'na lidhte ne
Parajsë Athina më dukej mbi dhé
Ç'fuqi, ç'magjí ke ti, moj dashuri,
Parajsën që ta kthesh në ferr të zi!

LIZANDRI

Elen', të fshehtën ton' po ta tregoj:
Kur Febi nesër mbrëma të vështrojë
Në ujrat si pasqyr' fytyrën e ergjënd,
Lëndinat t'i stolisë në çdo vënd
Me inxhi uji, si dashnorët, tinës,
Të dy ne do të ikim larg Athinës.

HERMJA

Edhe në pyll, ku dëndur në lëndinë,
Mbi aguliçet rrinim unë e tinë,
Ku shoqes shoqja i çfaqte çdo mendim,
Tok me Lizandrin lënë kam takim;
Pastaj Athinës do t'i lëm' shëndenë,
Shokë të huaj, miq të rinj të gjejmë;
Lutu për ne, e dashur, lamtumirë!

Në dashuri dhe ti paç fat të mirë!
Dhe ne, Lizandër, ndahemi të dy,
Dhe nesër mbrëma piqemi aty.

LIZANDRI

Aty më ke, moj Hermja. *(Hermja del).*
Elenë, me shëndet;
Të dasht' Demetri siç e do ti vet'! *(Del).*

ELENA

Në këtë bot' të gjithë s'jan' të lumtur!
N'Athinë, thonë, jam si ajo e bukur:
Po ja, kështu Demetri nuk mendon,
Ç'shikojn' të gjithë ai nuk e shikon:
Me Hermjan keq ka rën' në dashuri,
Ashtu dhe unë çmëndem pas atij.
Çudi e madhe fort me dashurinë:
Dhe gjërave të ulta u fal fisnikërinë;
Me mëndje dashuria sheh dhe jo me sy,
Kupidi lidhur sytë ka të dy;
Ajo s'të ka as shije, as gjykim,
Veç krahë ka dhe ikën fluturim.
Mirë thonë se është çilimi,
Sepse, ç'të zgjedhë, ajo shpesh herë s'di.
Si djemt dinak' që shkelin ben' në lojë,
Për dashurinë beja është lojë:
Sepse kur Hermjan s'e njihte Demetri,
Betë e dashuris' binin posi breshëri;
Por Hermja sa e dogj' me dashurinë,
Betimet posi breshër shpejt u shkrinë.
Do shkoj t'i them se Hermja arratiset,
Ahere nesër mbrëma do të niset
Pas asaj edhe ai; për këtë kallzim,
Një fjal' të mir' besoj të kem shpërblim:
Kështu vërtet e shtoj un hidhërimnë,
Por bashkë do të shkojmë e do të vimë. *(Del).*

## SKENA II

*Në Athinë. Një dhomë në një kasolle.*

*Hyjnë* PYKA, SHARRA, FUNDI, FYELLI, TURIRI *dhe* NGORDHALAQI.

PYKA: A është gjithë kompania këtu?

FUNDI: Thirri më mirë tok, njërin pas tjetrit, sipas listës.

PYKA: Ja ku është lista e emrave të atyre që në Athinë besohet se janë të zotë të lozin në interludin tonë përpara dukës dhe dukeshës natën e dasmës.

FUNDI: Më parë, o i dashur Peti Pyka, na thuaj se për çfarë bëhet fjalë në këtë pjesë, pastaj na lexo emrat e aktorëve dhe kështu futu brënda në temë.

PYKA: Pjesa jonë quhet „Komedia e pikëlluar dhe vdekja mizore e Piramit dhe e Tisbes".*

FUNDI: Një vepër shumë e bukur, të më besoni, dhe gazmore. Tani, i dashur Peti Pyka, thirri aktorët sipas listës. Mjeshtra, mos u mblidhni tok.

PYKA: Përgjigjuni kur t'ju thërres. Nik Fundi, endësi.

FUNDI: Këtu. Më thuaj ç'rol do të loz unë dhe vazhdo.

PYKA: Ti, Nik Fundi, do të lozësh rolin e Piramit.

FUNDI: Kush është Pirami? Një dashnor apo një tiran?

PYKA: Një dashnor, që vret veten nga dashuria.

FUNDI: Duhet të derdhen ca lot për të lojtur rolin ashtu si duhet: po ta los unë spektatorët le të kenë kujdes për sytë e tyre: do të shkaktoj rrebeshe sepse do të rënkoj ashtu si duhet. Por më pëlqen më shumë roli i tiranit. Rolin e Herkulit mund ta losnja me mjeshtri të madhe, ose një rol të tillë që ta ndajë macen më dysh, që t'i bëjë copë e çikë të gjitha!

*Shkëmbinjt' e rreptë*
*Krismë-tërmet*
*Do shkatërrojnë*
*Burg e qeli,*
*Dhe Febi* zjarr*
*Me rrezet ar*
*Mbi djep e varr*
*Do ket'-seli.*

Hajde, sa bukur që ishte! Tani na thuaj emrat e aktorëve të tjerë. Ja ky është toni i Herkulit, toni që i përshtatet një tirani. Dashnori ka një ton më të lënduar.

PYKA: Srancis Fyelli, ndreqësi i gjyrykëve.*

FYELLI: Këtu, Peti Pyka.

PYKA: Fyell, ti do të lozësh rolin e Tisbes.

FYELLI: Kush është Tisbja? Një kalorës i arratisur?

PYKA: Është gruaja që do të dashurojë Pirami.

FYELLI: Mos më qep të los rolin e gruas, se po më del mjekra.

PYKA: Po ajo punë është: rolin do ta lozësh me maskë dhe do të flasësh me një zë sa më të hollë që të jetë e mundur.

FUNDI: Po të jetë e mundur që ta fsheh fytyrën atëherë rolin e Tisbes mund ta los edhe unë. Do të flas me një zë të hollë: „Tisbe, Tisbe! ... Ah, Piram, i dashuri im! Tisba jote e dashur, gruaja jote e dashur! ..."

PYKA: Jo, jo; ti do të lozësh rolin e Piramit dhe ti, Fyell, rolin e Tisbes.

FUNDI: Mirë, vazhdo.

PYKA: Robin Ngordhalaqi, rrobaqepësi.

NGORDHALAQI: Këtu, Peti Pyka.

PYKA: Robin Ngordhalaqi, ti do të lozësh rolin e nënës së Tisbes? Tom Turiri, kazanxhiu.

TURIRI: Këtu, Peti Pyka.

PYKA: Ti, rolin e babajt të Piramit, unë atë të babajt të Tisbes. Sharra Marangozi do të lozë rolin e luanit. Besoj se pjesa do të na dalë e mirë.

SHARRA: A e ke të shkruar rolin e luanit? Në e ke, të lutem nema se mezi e mësoj.

PYKA: Mund ta bësh aty për aty, se s'ke për të bërë tjetër veçse të ulërish.

FUNDI: Rolin e Luanit lem ta los unë: të ulërij sa të kënaqen të gjithë kur të më dëgjojnë, të ulërij sa duka të thotë: „Le të ulërijë edhe një herë! Le të ulërijë edhe një herë!"

PYKA: Po të ulërish në mënyrë kaqë të tmerrshme atëhere do ta trembësh shumë dukeshën dhe zonjat, kështu që ato do të bërtasin: mjafton kaq që të na varin të gjithë sa jemi.

TË GJITHË: Do të na varin të gjithë.

FUNDI: Ju siguroj, o miq, se po t'i trembim zonjat sa të çmënden, do të na varin: por unë do ta ndryshoj zërin kaqë shumë sa do të ulërij ashtu si guguron pllumbi. Do të ulërij sa të duket sikur këndon bilbili.

PYKA: Ti do të lozësh vetëm rolin e Piramit; sepse Pirami është burrë i pashëm, një burrë i hieshëm; nga ata që mund t'i shikosh vetëm një ditë vere; një burrë i bukur që duket fisnik nga të pamët. Për këtë arësye duhet të lozësh rolin e Piramit.

FUNDI: Mirë, do ta los. Me ç'mjekër duhet të loz më mirë?

PYKA: Me se të duash.

FUNDI: Këtë rol mund ta loz me një mjekër ngjyrë kashte, me një mjekër bojë portokalli të zeshkët, me një mjekër të kuqërreme ose me një mjekër të artë kurore franceze, krejt të verdhë.*

PYKA: Disa kurora franceze s'kanë fare qime, dhe atëherë ti do të losje pa mjekër fare. — Mjesht-

ra, tani ju i keni rolet tuaja: ju lutem, kërkoj nga ju dhe urdhëroj që t'i mësoni për nesër mbrëma dhe të ndodheni në pyllin e pallatit, një milë nga qyteti, në dritën e hënës. Atje do të bëjmë provën; se po të mblidhemi në qytet do të vinë shumë kureshtarë dhe kjo gjë do të bëjë bujë. Gjatë kësaj kohe unë do të merrem me gjërat që duhen për çfaqjen. Ju lutem, mos më lini në baltë.

FUNDI: Do të vimë; atje provën mund ta bëjmë më mirë dhe më me guxim. Përpiquni. Mos lini asgjë mangut. Mirë u pafshim.

PYKA: Takohemi tek lisi i dukës.

FUNDI: Do të vimë, gjallë a vdekur atje na ke.

(*Dalin*).

## AKTI II

### SKENA I

*Një pyll pranë Athinës.*

*Hyjnë, nga një anë* ZANA *dhe nga tjetra* PAKU.

PAKU

Pa dale, xhind! Për ku kështu?

ZANA

Brigjeve, luginave,
Nëpër ujra, nëpër zjarr,
Shtigjeve, rudinave,
Përmbi gjerdhe e livadh,
Vi andej e këtej shkoj,
Në vrap hënën e kaloj,*
Shkoj andej e vi këtej
Mbretëreshës i shërbej
Se me vesë, siç e dinë,
Spërkas rrethet në lëndinë.*
Aguliçet* në pranverë,
Arstolisur si çdo herë,
Me rubinë plot në gji
Që mbajn' zanat si stoli
Kundërmojnë për çudi.

Tani do shkoj të mbledh ca sumbuj vese.
Të var nga një inxhi në vesh të çdo poleske.
Po shkoj, se mbretëresha jon' ndër valle
Këtu na vjen tani me shtojzavalle.

PAKU

Mbreti këtu vjen sonte të dëfrejë.
Por mbretëreshën s'duhet që ta gjejë,
Se Oberoni është gjith maraz
Sepse ajo me vete mban nga pas
Një djalë bukurosh mbreti t'Indisë,
Edhe magjepsur është prej bukurisë;
Por Oberoni zjen plot zemërim
Se djalin pas kërkon ta mbaj' si trim;
Djalin e bukur ajo s'e lëshon,
I thur kurora lulesh, e gëzon.
Edhe tani, kur piqen në lëndinë,
Pranë burimit, yjet kur shëndrijnë,
Nga grindja e tyre shpejt pushojnë vallet
Dhe nëpër lende struken shtojzavallet.

ZANA

Në mos më rren kaq shumë shëmbëllimi
Ti je djali finok e ngatërrestar Robini,
Q'e thonë Djalëmiri. S'je ai
Që tremb fshatarkat, bluan me mulli?
Ajkën e qumështit fshehtas që e heq,
S'lë grat' të rrahin gjalpin në dybek?
Tharmin e birrës e prish nganjëherë,
Shtegtarin e gabon në natën sterrë?
Atë që të thërret „i dashur Pak"
Ti e ndihmon dhe ai gjithnjë ka fat,
Më thuaj, s'je ai?

PAKU

Po, dora vetë.
Natën gjith gas sillem posht' e përpjetë,
Shpesh Oberonin unë e kam zbavitur
Se hingëllij si pela e harlisur,
Hamshorin e gënjej kështu në fushë;
Dhe nganjëher' në gotën e gojushës
Si moll' e pjekur rri; kur ajo pi
Te buzët shpejt t'i hidhem jam gati,
Birrën ja derdh te gusha e saj e fishkur;
Kur një plakë tregon diçka të hidhur
Kujton se fron me tri këmbë jam un,
Ulet, un shkas, ajo bije bëlldum,
Bërtet e kollet dhe, të gjithë, nisin
Qeshin me gas të madh e kukurisin,
Teshtijnë e bëjnë bé, si këtë herë,
Kohën s'e kan' kaluar asnjëherë.
Largohu, Zanë, se vjen Oberoni!

ZANA

Dhe mbretëresha. Ai të kishte shkuar!

(*Hyjnë nga njëra anë* OBERONI *me suitën e tij dhe nga ana tjetër* TITANJA *me suitën e saj*).

OBERONI

Takim i keq në drit' të hënës ky
Titanja krye lart'.

TITANJA

Ç'ësht, Oberon?
Zana, ejani t'ikim që këtej:
Kam bërë bé të mos e shoh me sy,
As mos t'i shkoj në shtrat.

OBERONI

Qëndro aty.
A s'jam un burri yt?

TITANJA

Dhe un jot' shoqe;
Si ike unë e di nga vënd' i zanave,
Në formën e Korinit gjithë ditën
Ti fyellit i re, Filidës sate
I çfaqe dashurinë. Pse ke ardhur
Tani andej nga fundi i Indisë?
Sepse mikesha jote, Amazonja,
Të cilën ti e do se është kreshnike,
Martohet me Tezeun dhe ti vjen
T'u sjellësh gas e lumturi në shtrat.

OBERONI

Titanja, turp të kesh që më qërton
Për miqësin' që kam me Hipolitën,
Kur unë e di që ti e do Tezeun.
S'je ti ajo që natën e largove
Të yjeve në dritën e venitur
Nga Perigjena, që e kish rrëmbyer?
E bëra ta trathtojë Eglën e bukur
Ariadnën dhe Antiopën?

TITANJA

Këto trillime janë të zilisë:
Që nga fillimi i verës ne sa herë
Në kodra, fusha, pyje edhe lugina,
Pranë burimit, vijës së rrëmbyer,
O buzë detit shpesh jemi takuar,
Por vallen ton' kur era fërshëllinte
Si grindavec që je na e ke prishur.
Kur era pa se fërshëllinte kot
Si për ahmarrje solli aher' nga deti
Mjegull të keqe, e cila ra në tokë
Edhe lumenjt i bëri kaq krenarë
Sa zunë të vërshojnë me rrëmbim;

Prandaj më kot tërhoqi zgjedhën kau;
Kot u lodh bujku, edhe grur' i gjelbër
U kalb e nuk lëshoi asnjë kallí.
Mbytur në uj' shkretuar janë vathët,
Me kërma bagëtie nginjen korbat;
Rudina, ku rinia losnin lodrat,
Me baltë është mbushur; labirintet*
Nuk duken më tani nëpër lëndinë.
Njerzit e vdekshëm po kërkojnë dimrin;
Netët s'bekohen më me himne e këngë;
Hëna, që i sundon valët e detit,
Nga pezmi e zbetë, ajrin lagëson
Dhe shumëzon sëmundjet e të ftohtit.
Nga grindja jon' ndërruan edhe stinat:
Flokët e bardhë të dëborës bijen
Në prehërin e njom' të trëndafilave,
Dhe mbi kafkën e ngrir' të Dimrit plak
Një varg burbuqesh vere kundërmonjëse
Është vënë si për tallje: vera, vjeshta
Me pemë plot dhe dimr' i zemëruar
Ndërruar kanë petkat; e çuditur
Bota nga pemët stinat më s'i njeh.
Nga grindja jon', nga zënka, të këqijat
Të gjitha vijn', tek ne e kan' burimin.
Ne jemi prindërit dhe shkaku i tyre.

OBERONI

Në dorë ti e ke t'u japësh fund.
Përse Titanja keq shkon me Oberonin?
Unë s'të kërkoj veç djalin që ke ndruar*
Ta mbaj nga pas posi sejmen.

TITANJA

Mos u mundo më kot:
S'ta jap sikur t'ma falësh vënd' e zanave.

E ëma më shërbente e m'donte shumë;
Natën në Indi, kur ajri kundërmonte,
Pranë më çuçuriste shumë herë,
Më ulej afër në zall të Neptunit
Edhe të dyja rrinim e vështronim
Anijet tregëtare mbi suvalë,
Dhe qeshnim fort kur era lozonjare
Pëlhurat i gufmonte me një puthje,
Aq sa të dukej sikur po i mbarste.
Si ato ajo — që ish aher' shtatzënë —
Sterés' duke lundruar si anije,
Nisej dhe kthehej me diçka në duar
Si nga një vënd nga sillte pasuri.
Por ish e vdekshme e vdiq lehonë e shkreta
Ja rris të birin se e kam kujtim;
E kam kujtim dhe s'ndahem prej tij kurrë.

OBERONI

Gjer kur do të qëndrosh në këtë pyll?

TITANJA

Ndofta gjer ditn' e dasmës së Tezeut.
Në do të heqësh valle tok me ne,
E të dëfresh në drit' të hënës, eja;
Në mos po ikë e mos më bjer' në qafë.

OBERONI

Nema djalin dhe do të vij me ty.

TITANJA

S'ta jap sikur t'ma falësh mbretërinë.
Zana, tani shpejt ejani të shkojmë
Keq do të zihemi po të qëndrojmë.

(TITANJA *del me suitën e saj*).

OBERONI

Shko, shko, por nga ky pyll s'ke për të dalë
Gjersa të mos ahmerrem për kët fyerje. —
Eja këtu, i dashur Pak. T'kujtohet
Një ditë, kur po rrija majë shkëmbit,
Dhe po dëgjoja këngën e sirenës
Që hipur kish delfinit në kurriz?
Kaq ëmbël tingëllinte zër' i saj
Sa qetësoi gjith' detin e tërbuar
Dhe disa yje ranë të zalisur
Për të dëgjuar këngën.

PAKU

Më kujtohet.

OBERONI

Tamam at çast un pash' kur fluturonte —
Mes tokës edhe hënëzës së ftohtë —
Kupid' i armatosur: merr nishan
Një vestale të bukur të qëllojë,
Që mbretëron në fron në perëndim;*
Lëshon nga harku shtizën majëmprehtë
Sikur kërkon të shpojë mijra zemra;
Por shtiza e përvëluar shpejt u shua
Në dritën e kulluar t'hënës së përlotur,
Edhe vestalja shkonte e menduar
Si vasha që nuk pyet për dashurinë.
Pashë se shtiza e Kupidit ra
Te një lulez' e bukur bardhë-qumësht,
Tani gjith gjak nga plag' e dashurisë;
Vajzat e quajn' „dashuria e ngeshme".
Gjeje dhe sille se ta kam treguar:
Lëngu i saj, kur prek syt' e përgjumur
Të ndonjë burri apo të ndonjë femre,
E bën të bjer' në dashuri të zjarrtë

Me krijesën e par' që sheh pas gjumit,
Ti sillma këtë lule e ktheu shpejt
Para se Leviatani* të notoj' një legë.

PAKU

Dyzet minuta mua më mjaftojnë
T'i bije lokës qark. *(Del).*

OBERONI

Lëngun e lules, —
Titanja kur të jetë duke fjetur, —
Në sytë do ja shtrydh: krijesn' e parë
Që do të shohë, kur të çelë sytë, —
Qoftë luan, ari, a ujk, a dem,
Apo majmun, — ta dojë edhe ta njdekë
Me zjarrin më të madh të dashurisë;
Pastaj, përpara se t'ja zgjidh magjinë, —
Këtë un do ta bëj me një bar tjetër, —
Do ta kandis që djalin të ma japë.
Se kush po vjen. Por un jam i padukshëm;
Do të dëgjoj se ç'do të bisedojnë.

*(Hyn* DEMETRI *dhe, pas tij,* ELENA*).*

DEMETRI

S'të dua, jo, prandaj ti mos më ndiq,
Ku është Lizandri edhe Hermja e bukur?
Njërin dua ta vras, tjetra më vret.
Më the se do të vinin në kët pyll.
Kam marrë pyllë e bredh në këtë pyll
Se Hermjan s'është e mundur që ta gjej.
Ikë lemë të qetë, e mos më ndiq.

ELENA

Ti më tërheq, magnit, o zemërgur,
Ti hekur s'po tërheq se zemra ime

E pastër është çelik: mos më tërhiq
Dhe un fuqi s'do ke mqë të të ndjek.

DEMETRI

Unë as të josh e as të përkëdhel;
A nuk po të them haptas të vërtetën
Që nuk të dua, as mund që të të dua?

ELENA

Prandaj dhe un të dua dhe më shumë.
Unë jam si konia jote: sa më fort
Që të më biesh un do t' të gëzoj.
Zere se konia jote jam, goditmë,
Lemë, harromë; vetëm më jep leje,
Megjithse e padenjë, të të ndjek.
Ç'vënd më të keq në dashurinë tënde
Të kërkoj unë — vënd plot nder për mua —
Prej teje të përdorem posi kone?

DEMETRI

Mos më shtrëngo të të urrej më shumë,
Sepse sëmurem kur të shoh me sy.

ELENA

Dhe un sëmurem kur s'të shoh me sy.

DEMETRI

Ti nderin tënd, Elenë, e rrezikon
Që ikën nga qyteti dhe i bije
Në dorë atij që nuk të do aspak;
Që ua beson tundimeve të natës,
Këshillave të liga të shkretirës
Thesarin tënd të madh të virgjërisë.

ELENA

Un kam besim të madh te nderi yt.
Natë nuk është kur shoh fytyrën tënde,
Prandaj besoj se natë s'është tani;
Mos thuaj se ky pyll është vënd i shkretë
Se, siç të dua, bota je për mua:
Si mund të thuash, pra, se qënkam vetëm
Këtu kur tërë bota më vështron?

DEMETRI

Po shkoj të fshihem thell' në pyll të dëndur.
Kështu që bishat të të copëtojnë.

ELENA

Bisha m'e egër se ka zemrën tënde.
Ik kur të duash, ndryshon historia:
Dafna po ndjek Apollonin * që ikën;
Pëllumbi ndjek grifonin * dhe, sorkadhja
Nxiton të kapë tigrin; ngutje e kotë
Kur frika rreh t'arrijë trimërinë!

DEMETRI

Pusho, mos folë, lemë që të shkoj:
Se po më ndoqe përsëri nga pas,
Ta dish se punën pisk e ke në pyll.

ELENA

Oji, në tempull, në qytet e fushë
Ti më mundon. Oh, turp të kesh Demetër!
Me sjelljen tënde poshtëron gjith gratë:
Si burrat dot s'luftojm' për dashurinë,
Jo ne, po ata nga pas duhet t'na vinë.

(DEMETRI *dhe* ELENA *dalin*).

Do të të ndjek dh' e lumtur do të vdes
Pa shpirt nga dora jote kur të mbes. *(Del).*

OBERONI

Udhën e mbarë, nimf: nga pylli, jo, pa dalë,
Pas teje do të shkrihet ai djalë.

(*Hyn* PAKU).

Ma solle lulen? Eja, mirsevjen!

PAKU

Ja tek e kam.

OBERONI

Të lutem nema mua.
Di një lëndin' ku lulëzon livanda,
Ku dorëzonjat gërshetojnë tanda,
Ku mbijnë aguliçe e manushaqe,
Ku çelin trëndafilatë në paqe.
Aty luleve përkundur e ze gjumi;
Aty gjarpinjt lëkurën hedhin shpesh
Të gjerë sa një zanë mund ta veshë;
Me këtë lëng un syt' do ja fërkoj,
Me makthe e me lubi do ta tmerroj.
Na, merr pak lëng edhe kërko në pyll:
Një athiniote e bukur mu si yll,
Në dashuri ka rënë me një djalë
Që nuk e do; fërkoja syt' ngadalë
Me këtë lëng që t'ap. Por ki kujdes,
Që, me t'i hapur sytë në mëngjes,
Të shohë vajzën. Djalin do ta njohësh
Se veshur është si djemtë athiniotë.
Me lëng fërkoje ashtu që paskëtaj

Të shkrihet, të venitet pas asaj.
Ndaj të gdhirë këtu të të takoj.
Imzot, urdhërin tuaj do zbatoj. *(Dalin).*

## SKENA II

*Një pjesë tjetër e pyllit.*

*Hyn* TITANJA *me suitën e saj.*

TITANJA

Tani një valle dridhni dhe këndoni;
Pastaj për t'tretën pjesë të minutës
Këtej largohuni: disa të vrasin
Krimbat në burbuqet e tërndafilave,
Disa të bëjnë luft' me laskuriqët
Sepse me kraht't e tyre petka zanave
Ne mund t'u qepim; dhe disa të dbojnë
Kukuvajkën që natën ulërin
E na vështron në terr. Tani këndomëni
Dhe pastaj ikni se dua të fle.

Këngë

ZANA I

*O gjarpinj gjuhë farmak,*
*Iriq, krimba, fshihuni;*
*Mbretëreshës rrini lark,*
*Asaj mos afrohuni.*

KORI

*Filomel',* * *me melodi*
*Tok me ne këndo dhe ti,*
*Nani, nani, nani fli, nani, nani, nani fli;*

*As mjerim*
*E as magji*
*Mbretëreshë mos paç ti,*
*Nani, nani, nani fli.*

ZANA II

*Merimanga e kaçaminj,*
*Që këtej, hajt, shporruni!*
*Krimba dhe brumbuj të zinj*
*Asaj mos afrohuni.*

KORI

*Filomel', me melodi, etj.*

ZANA I

*Bukuri. Tani të shkojmë;*
*Le të mbetet veç një rojë.*

(*Zanat dalin. Titanja fle*).

(*Hyn* OBERONI *dhe e shtrydh lulen mbi qepallat e* TITANJAS).

OBERONI

Ç'të shikosh pas gjumit ti
Bjerë, moj, në dashuri,
Digju e tretu si qiri.
Qoftë tigër, dac, ari,
Leopard apo dhe thi
Me ato qime lemeri
Të të duket, o moj ti,
Nur e yll për bukuri. *(Del).*

(*Hyn* LIZANDRI *dhe* HERMJA).

LIZANDRI

O shpirt, u lodhe pyllit duke bredhur
Të them të drejtën nuk di nga të shkoj;
Hermeja, të çlodhemi, mjaft kemi ecur,
Dale të presim dita sa t'agojë.

HERMJA

Mirë, Lizandër, ku do shtrihesh ti?
Unë këtu po shtrihem që tani.

LIZANDRI

Jastëk të dy do kemi kët lëndinë.
Një shtrat, një zemër, kemi unë e tinë.

HERMJA

Jo, jo, Lizandr' i dashur, shpirti im,
Ti shtrihu larg se afër s'kam besim.

LIZANDRI

Keq e kuptove frymn' e pafajsisë,
E pastër është fjal' e dashurisë:
Un them se zemrat tona s'ka fuqi
T'i ndajë, se një zemër kemi unë e ti;
Dy gji të lidhur fort me një betim,
Dhe veç një shpirt që ka veç një besim.
Pran' teje, Hermja, lemë që të shtrihem,
Sepse, duke u shtrirë, s'të gënjej.*

HERMJA

Lizandër, je i fort' në lodra fjalësh;
Më plaçin syt' e ballit sa më parë
Ty Hermja në të quan gënjeshtar.
Por, sidoqoft', për dashurinë tonë,

Ti shtrihu larg se kështu është zakon.
Edhe ti vet' Lizandr' e di që kurrë
Një vazë s'mund të shtrihet me një burrë.
Të lutem larg, natën e mir' pëllumb!
Kështu më dashurofsh ti gjer në fund!

LIZANDRI

Amin, amin, at çast un le të vdes
Besnik kur dashurisë mos t'i mbes!
Ja shtrati im, në gjumë paç pushim.

HERMJA

Pushofsh në qetësi dhe ti o shpirti im!

(*Të dy i ze gjumi*).

(*Hyn* PAKU).

PAKU

Pyllit an' e mb'anë i rashë,
Athiniotin nuk e pashë,
Që ta lidhja me magji,
Të binte në dashuri.
Natë e thellë. Qetësi.
Kush je ti, shtrirë lëndinës,
Veshur si djemt e Athinës?
Ja tek është bandili ynë
Vashës që s'i shtie synë.
Ja dhe vajza ku 'shtë shtrirë
Mbi tokën plot lagështirë.
S'ka guxuar, vajz' e mjerë,
Pranë tij të vij' të bjerë,
Se ai s'e dashuron,
E përbuz dhe e mundon.

Tani sytë, ore bandill,
Me magji do të t'i lidh;
Sytë, nga sevdaja furrë,
Gjumi mos t'i mbylltë kurrë.
Zgjohu kur të ikij shpejt,
Oberoni po më pret. *(Del).*

*(Hyjnë me vrap* DEMETRI *dhe* ELENA).

ELENA

Qëndro, Demetër, vramë, veç qëndro!

DEMETRI

Nga pas ti mos më ndiq, largohu, shko!

ELENA

Kërkon të më lësh vetëm n'errësirë?

DEMETRI

Qëndro, ki mëndjen, mos më ndiq më mirë!

*(Del).*

ELENA

Oh, sa më lodhi vrap' i dashurisë!
I lutem, më përbuz mes arratisë!
E lumtur është Hermja ku pushon,
Se drit' e syrit saj të robëron.
Përse t'i ndrijnë sytë kaqë shumë?
Nga lot' e kripur? Lot kam derdhur lumë.
Jo, jo, jam e shëmtuar si ari,
Kafshët nga un ikin me lemeri.
Prandaj edhe Demetri, sa më sheh,
Nga unë ikën shpejt edhe më le.

Vallë ç'pasqyrë e shtrëmbërë më shtyri
Të them se syri i Hermjas është si syri
Im? Ky kush është? Lizandri! Mos ka vdekur?
Nuk shoh as plagë as gjak. Është duke fjetur?
Lizandër, zgjohu po të jesh i gjallë!

LIZANDRI

*(Duke u zgjuar).* Për ty në zjarr, Elenë, a s'hidhem vallë?
Elen', kristal i pastër! Ç'mrekulli
Që zemrën tënde e shoh brënda në gji!
Ku është Demetri? Ja, kjo shpat' pa shpresë
Të poshtrit kokën gati është t'ja presë!

ELENA

Mos folë ashtu, Lizandër, jo, mos folë,
S'të prishet puna Hermjan pse ta dojë,
Se Hermja të do ty. Ji i gëzuar.

LIZANDRI

Si? Të gëzohem? Oh, sa jam penduar
Për çastet plot mërzi me 'të që kam kaluar!
Ti, moj Elenë, zemrën ma rrëmben:
Korbin për një pëllumb kush s'e këmben?
Vullnet' i njerëzve bën mëndja ç't'i thotë,
Dhe mëndja thot' që shoqe s'ke në botë.
Po, mirë thonë: i riu si veriu,
Si i ri, kisha mendje çilimiu;
Tani, që u poqa, e s'jam më axhami,
Mëndja vullnetit t'i prijë është gati;
Ajo më thot' se syri yt i shkruar
Është si një libër i bukur ku janë shkruar
Tregimet më të bukura të dashurisë.

ELENA

Pse linda, që të tallenë me mua?
Korba unë, Lizandër ç'po më thua?
A nuk mjafton, a nuk mjafton, o djalë,
Që kurrë nuk dëgjova ndonjë fjalë
Të ëmbël nga Demetri por tani
Me mua vjen të tallesh edhe ti?
O ç'turp, vërtet, o ç'turp i madh për mua
Kështu me tallje kur thua „të dua"!
S'besoja kurrë t'ishte kaq i lik,
Pandehja se do t'ishe më fisnik.
E mjera unë, njëri më dëbon,
Tjetri me tallje thot' më dashuron; *(Del)*.

LIZANDRI

Nuk e pa Hermjan. — Hermja fli këtu;
Lizandri, mos i paft' kurr' sytë e tu!
Ashtu siç na vjen dëndur për të vjellë
Kur kemi ngrënë shumë nga një gjellë,
Ose siç e përbuzim herezinë
Kur e kuptojmë që gënjen njerinë,
Ashtu dhe ti, o moj mëkata ime,
Përbuzje paç nga unë edhe mallkime!
Elenën në pëllëmb' të dorës do ta mbaj,
Do shkrihem, do venitem pas asaj; *(Del)*.

HERMJA

*(Duke u zgjuar)*. Lizandër, shpejt, nga ty kërkoj shpëtim!
Shkulma këtë gjarpër nga gjiri im!
Oji, të keqen! Ç'ëndër, ç'lemeri!
Lizandër, shih si dridhem un tani:
M'u duk sikur një gjarpër më kafshoi,
Dhe ti, me buz' në gas, po e vështroje.
Lizandër, o Lizandër, pse nuk flet?

Nuk e dëgjon ti Hermjan që të thrret?
Oji, ku je? Ku je, Lizandër, ti?
Folë, të keqen, se më bje zali!
Vetëm e paske lën' Hermjan e mjerë?
O ty o vdekjen do gjej menjëherë! *(Del).*

# AKTI III

## SKENA I

*Në pyll.* TITANJA *është shtrirë dhe fle.*

*Hyjnë* PYKA, SHARRA, FUNDI, FYELLI, TURIRI *dhe* NGORDHALAQI.

FUNDI: A u mblodhën të gjithë?

PYKA: Të gjithë. Ky vënd është mrekulli për provën tonë. Kjo lëndinë e gjelbër këtu do të jetë skena e jonë dhe këto gëmusha me trëndafilë të egër prapaskena jonë; dhe do ta lozim pjesën tamam ashtu siç do ta loznim përpara princit.

FUNDI: Peti Pyka!

PYKA: Ç'ësht, i dashur Fund?

FUNDI: Në këtë komedi të *Piramit dhe Tisbes* ka ca gjëra që nuk do t'u pëlqejnë kurrë njerëzve. E parë e punës Pirami duhet të xhveshë shpatën, për të vrarë veten, gjë që zonjat s'e durojnë dot. Si thua ti?

TURIRI: Për zonjën Shën Mëri do të tremben shumë.

NGORDHALAQI: Unë mendoj se duhet të heqim dorë nga vrasja.

FUNDI: Aspak. Kam menduar se si mund ta rregullojmë këtë gjë. Shkruamëni një prolog që ta paralajmërojmë publikun se shpatat tona nuk vrasin dhe

se Pirami nuk vritet me të vërtetë; dhe, për të qënë edhe më të sigurtë akoma, t'u themi që unë, Pirami, s'jam Pirami, por Fundi, endësi: kështu që s'do të kenë frikë.

PYKA: Mirë thua, të shkruajmë një prolog të tillë; dhe do ta shkruajmë në vargje prej tetë dhe gjashtë rrokjesh.

FUNDI: Jo, duhen shtuar edhe dy rrokje. Çdo varg duhet të ketë nga tetë rrokje.

TURIRI: Po zonjat a nuk do të trembën nga luani?

NGORDHALAQI: Me siguri që do të kenë frikë.

FUNDI: Zotërinj, gjykoni vetë: të sjellësh — Zoti na ruajtë — një luan në mes të zonjave është një gjë e tmerrshme, sepse s'ka bishë më të tmerrshme se një luan i gjallë. Për këtë gjë duhet menduar.

TURIRI: Prandaj duhet një prolog tjetër ku të thuhet se luani nuk është luan.

FUNDI: S'mjafton, duhet thënë emri i tij dhe gjysma e fytyrës së tij të duket përmes leles së luanit; dhe duhet që ai vetë të flasë përmes leles dhe të thotë, për shëmbëll, kështu: „Zonja, — ose Zonja të bukura, do të dëshiroja që, — ose — do t'ju lutesha, — ose — do t'ju lutesha shumë që të mos kini frikë e të mos dridheni; unë jap jetën për ju. Në qoftë se mendoni se kam ardhur këtu si luan, më vjen shumë keq. Jo, unë s'jam i tillë. Jam njeri si gjithë njerëzit e tjerë". Dhe atëhere le të thotë emrin e tij, le t'u thotë haptas se është Sharra Marangozi.

PYKA: Mirë thua, kështu të bëjmë. Por na dalin dy kleçka: e para, duhet sjellë drita e hënës në dhomë; sepse, siç e dini, Pirami dhe Tisba takohen në dritën e hënës.

TURIRI: A do të ketë hënë natën që do të japim çfaqjen?

FUNDI: Kalendarin, kalendarin! Shikoni almanakun, gjeni dritën e hënës, gjeni dritën e hënës!

PYKA: Po, atë natë do të ketë hënë.

FUNDI: Atëherë lini hapur dritaren e dhomës ku do të lozim dhe kështu hëna do të hyjë nga dritarja.

PYKA: Po; ose dikush mund të hyjë brënda me ca driza dhe me një fener dhe të thotë se vjen të paraqesë personin e dritës së hënës. Pa kemi edhe një gjë tjetër: në këtë dhomë të madhe duhet të kemi një mur, sepse Pirami dhe Tisbja, sipas tregimit, flisnin përmes plasës së murit.

TURIRI: Murin s'ke si e fut në dhomë. Si thua ti, Fund?

FUNDI: Dikush mund të paraqesë Murin: le të lyhet pak me suva, me baltë të kuqe ose me stuko që të pandehin se është me të vërtetë mur; gishtërinjtë t'i mbajë kështu dhe përmes kësaj plase do të flasin Pirami dhe Tisba.

PYKA: Në u bëftë kështu atëhere punën e kemi në vijë. Tani, uluni, o djemt e nënave, dhe përsëritni rolet që keni. Piram, fillo: pasi të mbarosh, ç'ke për të thënë hyrë në këtë gëmushë. Po kështu të bëjnë edhe të tjerët, sipas rolit që kanë për të lojtur.

(*Nga prapa duket* PAKU).

PAKU: Ç'janë këta zuzar' që bëjnë zhurmë
Kaq afër shtratit ku fle mbretëresha?
Si, provë çfaqje? Do jem spektator
Edhe aktor në rast se është nevoja.

PYKA: Fillo, Piram, Tisbé, tash dil përpara.

FUNDI: Tisbe, lulet sa ëmbël kutërbojnë, —

PYKA: Kundërmojnë, kundërmojnë.

FUNDI:... ëmbël kundërmojnë:
Ashtu dhe fryma jote, o moj e dashur.
Dëgjoj një zë! Qëndro këtu një çikë
Se pranë teje shpejt kam për të ardhur. *(Del)*.

PAKU: Piram' i till' s'ësht parë kurr' këtu! *(Del).*
FYELLI: A mund të flas tani?
PYKA: Po, mund të flasësh. E kuptove si është puna. Ai iku të shohë se ç'ish ajo zhurmë që dëgjoi dhe pastaj do të kthehet prapë.
FYELLI: *Piram, o yll e dritë, i bardhë si zambak,*
*Si trëndafil i kuq që lulëzon gjith nur,*
*O djalë xhevahir, m'i bukri ndër Çifutë,*
*Besnik si kalë i mirë që s'lodhet aspak,*
*Piram do t'të takoj te varr' i Ninit.*
PYKA: Te varr' i Ninusit, bre burrë! Po s'duhet ta thuash akoma këtë; ti i përgjigje Piramit. Ti gjithë rolin tënd e thua përnjëheresh, pa pritur përgjigje. Piram, hyrë replika jote kaloi; ishte „që s'lodhet aspak".
FYELLI: Oh! ... Besnik si kalë i mirë që s'lodhet aspak.

(*Hyjnë* PAKU *dhe* FUNDI *me një kokë gomari*).

FUNDI: Tisbe, do t'isha i yti i pashëm po të isha. —
PYKA: O tmerr! O sa çudi! Kemi rënë mes xhindeve! Mjeshtra, ejani t'ikim! Berihaj!

(*Dalin* PYKA, SHARRA, FYELLI, TURIRI *dhe* NGORDHALAQI).

PAKU: Un do t'ju ndjek dhe do t'ju bije qark
Në driza e ferra, pyllit nëpër terr,
Do bëhem kalë e qen, do bëhem derr,
Ari pa kokë, nganjëherë zjarr;
Do hingëllij, do leh e do gërras,
Do t'ulërij, do djeg me gas
Si kal', si qen, si derr, si ari, si zjarr. *(Del).*
FUNDI: Ç'kanë që ikin kështu? Me këtë shaka kërkojnë të më trembin.

(TURIRI *kthehet*).

TURIRI: Si u bëre kështu, more Fund ziu! Ç'po shikoj kështu në kokën tënde?

FUNDI: E ç'shikon? Mos shikon kokën tënde prej gomari?

(*Kthehet* PYKA).

PYKA: Zoti të ruajtë, Fund! Zoti të ruajtë! Qënke ndryshuar krejt! *(Del)*.

FUNDI: E kuptova se ku e kanë hallin: kërkojnë të ma mbushin mëndjen që jam gomar dhe, po të jetë e mundur, të më trëmbin. Por unë s'tundem nga ky vënd, le të mundohen sa të duan: do të shkoj lart e poshtë këtu dhe do të këndoj, që të dëgjojnë se nuk kam frikë.

(TURIRI *del*).

*(Këndon)*.

*Mullënjë e zezë pendëshkruar*
*Me sqep portokallí,*
*Trishtil i bukur zëkulluar*
*Çerri me kaçulitë.*

TITANJA: *(Duke u zgjuar)*.
Ç'ëndër më zgjon në shtratin luleshtruar?

FUNDI: *(Këndon)*.
*Trumcaku edhe lauresha,*
*Dhe qyqja që këndon,*
*Kush e dëgjon qyqen e zezë*
*T'i thotë jo s'guxon.*

TITANJA: Njeri i dashur, këndo përsëri:
Ç'muzikë e ëmbël zëri yt për mua!
Me ty në dashuri ra syri im
Dhe nuri yt kaq shumë më tronditi
Sa të bëj bé, i dashur, që të dua.

FUNDI: Sipas mendimit tim, moj zonjë, s'besoj që të kini shumë arësye; megjithëse, të themi të drejtën, arësyeja dhe dashuria s'para shkojnë mirë me njera tjetrën në kohën tonë. Gjynah që disa fqinj të ndershëm nuk i pajtojnë. Siç e shihni, kur e sjell puna, mund të bëj edhe shaka.

TITANJA: Ti je i mënçur aq sa ç'je i bukur.

FUNDI: Jo, unë s'jam as i mënçur dhe as i bukur: por, po të kisha aq mënd sa të dilja nga ky pyll, nuk do të dëshiroja gjë tjetër.

TITANJA: Jasht këtij pylli mos kërko të shkosh,
Me hir a me pahir këtu do qëndrosh.
Un zanë jam, por ndryshe nga të tjerët,
Un vetë e qeveris stinën e verës,
Edhe të dua; eja, pra, me mua;
Zanat do jen' shërbëtoret e tua,
Stoli për ty në det do të kërkojnë,
Mbi lulet, kur të flesh, do të këndojnë:
Njeri që vdes je ti dhe, që tani,
Un xhind të bëj të flutrosh n'ajri.
Lulebizele, Cergë merimange,
Flutur dhe ti, Mustardë!

(*Hyjnë* LULEBIZELJA, CERGË MERIMANGA, FLUTURA *dhe* MUSTARDA).

LULEBIZELJA: Erdha.

CERGË MERIMANGA: Dhe un.

FLUTURA: Dhe un.

MUSTARDA: Dhe un.

TË GJITHA: Ku të shkojmë?

TITANJA: Silluni mirë me këtë zotni;
Lodroni kur të dalë për shëtí,
Ushqejeni me rrush e kullumbrí,
Me fiq të gjelbër, mana e shefteli;
Hojet me mjaltë bletëve vidhuani,
Këmbët me dyllë atyre prijuani,

Te bukurezat si qiri ju ndizjani
Në shtrat kur të më bjerë i dashuri;
Krahët fluturave këputuani,
Syt' e përgjumur nga hëna ja ruani,
Nderoeni dhe mik ma quani.

LULEBIZELJA: Të përshëndes, i vdekshëm!

CERGË MERIMANGA: Të përshëndes!

FLUTURA: Të përshëndes!

MUSTARDA: Të përshëndes!

FUNDI: Ju falem nderit me gjithë zemër. Ju lutem, si ju quajnë?

CERGË MERIMANGA: Cergë Merimanga.

FUNDI: Dëshiroj t'ju njoh edhe më mirë, moj zonjë Cergë Merimangë; po të pres gishtin do të vi shpejt tek ju. Si e keni emrin, e ndershme zonjë?

LULEBIZELJA: Lulebizele.

FUNDI: Ju lutem t'i bëni shumë të fala nënës suaj, zonjës Lëvore dhe babajt tuaj, zotit Lëvore. E dashur Lulebizele, edhe me ju dëshiroj të njihem ca më shumë. Po juve, zonjë, si ju quajnë?

MUSTARDA: Mustardë.

FUNDI: E dashura zonja Mustardë, unë e njoh mirë durimin tuaj. Ajo bërxollë e madhe ka gëlltitur në mënyrë të poshtër shumë zonja fisnike të shtëpisë suaj. Mund t'ju them se dashamirësia juaj edhe tani m'i ka mbushur sytë me lot. Dëshiroj t'ju njoh ca më mirë, e dashura zonja Mustardë.

TITANJA: Në shtratin tim fort mirë të ma mbajnë.
Syr, i hënës më duket sikur qan;
Edhe, kur qan, lulet e vogla qajnë,
Për virgjërinë e humbur pa derman.
Lidhjani gjuhën, shpjereni matanë. *(Dalin).*

SKENA II

*Një anë tjetër e pyllit.*

*Hyn* OBERONI.

OBERONI

Nuk di a është zgjuarë Titanja
E kush ka qënë i pari që ka parë
Edhe me të ka rën' në dashuri.

(*Hyn* PAKU).

Ja dhe kasneci im. — E, xhind budallë?
Natën në pyll, më thuaj, ç'bëre ti?

PAKU

Zonja me një përbindsh na ra në dashuri.
Pranë shtratit të saj të shënjtëruar
Kur gjum' i ëmbël fort e kish pushtuar,
Një grup palaçosh, ca zejtar' të thjeshtë, —
Bukën e gojës që e fitojn' me djersë,
Provë bënin me zhurm' sa tundej dheu
Për çfaqjen që do jepet te Tezeu.
Midis këtyre, ai më budallaj,
Që loste rol' e Piramit pastaj
Te drizat shkon e futet për një çast:
Un, duke përfituar nga ky rast,
Me një kokë gomari e pajisa.
Qe koha kur përgjigje priste Tisba.
Aktori doli prapë. Kur e panë
Shokun e tyre me kokë gomari,
Si pata t'egra që ikin nga gjahtari,
Ose si sorrat që, sa pushka kris,
Ngasin e bërtasin prej lemeris,
Dhe qiellit i bijen fluturim,

Ashtu dhe shokët rendin me rrëmbim.
Rrëzohen, ngrihen, bijen përsëri,
Athinës ndihmë po i kërkojn' tani.
Nga frika ashtu siç ishin të trallisur
Çdo gjë ndaj tyre sulmin kishte nisur:
Petkat u mben' në driza edhe në ferra,
Një degë kapte mëng', tjetra kapela.
I ndoqa pas kur iknin të tmerruar,
Piramin siç e lashë të ndryshuar;
Titanjan gjum' i ëmbël e kish marrë
Dhe, me t'u zgjuar, dashuroi gomarë.

OBERONI

Një përfundim të till' s'e prisja as sot as mot.
A ja fërkove sytë djalit athiniot
Me lëng të dashurisë siç të thashë?

PAKU

E pashë tek po flinte me një vashë,
Dhe porosinë e kreva. Me t'u zgjuar
Pas saj do shkrihet duke dashuruar.

(*Hyjnë* HERMJA *dhe* DEMETRI).

OBERONI

Pusho, ja athinioti vjen tani.

PAKU

Ajo është vajza, djali s'është ai.

DEMETRI

Pse e përbuz atë që t'adhuron?
Kështu njeriu armikun veç mallkon.

HERMJA

Tani qërtoj, mallkimet vijnë pas,
Se për mallkime vetë më dhe shkas.
Lizandrin n'e paç vrarë ti në gjumë
Duart me gjak përlyeji dhe më shumë,
Vramë dhe mua.
Besnik më qe si dielli ndaj ditës,
Si është e mundur që të ikte tinës
Nga Hermja e përgjumur? Pse nuk thua
Se toka e tërë u shëmb e u rrëzua,
Se hëna qendr' e tokës ka përshkruar
Dhe n'Antipodet diellin ka shuar?
Lizandrin e ke vrarë ti, o tmerr!
Posi katil më duke, pikë e vrer.

DEMETRI

Un jam i vrari, vrasësi je ti,
Për ty u dogja e u bëra shkrumb e hi;
Dhe ti që më ke vrarë vetëtin
Si ylli që shëndrin e xixëllin.

HERMJA

Ku është Lizandri im, të lutem, thuaj,
Nema, Demetër, se për të po vuaj!

DEMETRI

Kufomn' e tij ja hidhja qenit tim.

HERMJA

Largohu, qen, se më nuk kam durim!
Ahere e paske vrarë. Që sot kurrë
Për mua veten mos e quaj burrë!
Thuam' të vërtetën, thuaj, ku ka shkuar?
Në sy s'i dilje dot të ishte zgjuar.

E vrave tek po flinte? O ç'trimëri!
Nepërka e bën atë që bëre ti:
Sepse edhe nepërka plot farmak
Më keq se ti nuk të kafshon aspak.

DEMETRI

Më kot kështu ti mos u zemëro:
Gjakn' e Lizandrit nga un mos kërko;
Ja ku të them se vdekur s'ësht' i shtrirë.

HERMJA

Më thuaj, pra që është shëndoshë e mirë.

DEMETRI

Sikur ta them ç'shpërblim do kem nga ty?

HERMJA

Shpërblimin mos më shohësh më me sy.
T'urrej dhe s'dua kurrë të të shoh,
S'më sheh jo më, i vdekur qoftë a jo. *(Ikën)*.

DEMETRI

Kot që ta ndjek nga pas në zemërim,
Këtu po rri një çikë për pushim.
Pesh' e zymnimit na rëndon më shumë
Borxhli ndaj tij kur mbetet i ëmbli gjumë;
Tani një pjesë ai do ta paguaj',
Në qoftë se nga ky vënd un s'do të luaj.

(*Shtrihet dhe fle*).

OBERONI

Ç'bëre kështu? Me lëng paske stërpikur
Qepallat e dashnorit të zhuritur:

Nga ky gabim more në qaf' një femër
Q'e dashuron një djalë me gjith zemër.

PAKU

Kështu do fati: një qëndron besnik
Dhe një miljon betimet shkel pa frikë.

OBERONI

Pyllit vrapo si drit' e vetëtimës
Këtu ma sill Elenën e Athinës:
Faqen ma ka të zbetë si zambaku,
Nga psherëtimat i është prishur gjaku.*
Ma sill këtu Elenën ti tani
Syt' e këtij i lidh un me magji.

PAKU

Po shkoj, po shkoj: shiko si shkoj,
Më shpejt se shtiz' Tatari fluturoj. *(Del).*

OBERONI

O moj lulja e dashurisë,
Me fuqinë e magjisë
Lidhja syt' këtij zotnisë:
Vasha e tij prej bukurisë
Para syve le t'i ndrisë
Posi yll i perëndisë.
Aman, thuaj, bëj derman.
Nam ilaç' e qetësisë!

*(Kthehet* PAKU).

PAKU

Kapedan i zanave
Elenën ja ku e ke,

Djal' i lidhur me magjinë
Po i flet për dashurinë,
A ta shohim komedinë,
Të sodisim marrëzinë?

OBERONI

Qëndro larg, po bisedojnë.
Dhe Demetrin do ta zgjojnë.

PAKU

Dy djem ran' në dashuri
Me një vajzë, ç'komedi!
Oh, sa qejf që bëj tani
Kur çdo gjë është lesh e li!

(*Hyjnë* LIZANDRI *dhe* ELENA).

LIZANDRI

Jo, tallje mos ma quaj dashurinë,
Se tallje edhe përbuzje s'derdhin lot!
Elenë, të bëj bé më perëndinë,
Lotët rrëké kështu nuk derdhen kot.
Si mund ta quash tallje brengën time
Kur çfaqet sheshit me këto vajtime?

ELENA

Dinak më shumë bëhe ti gjithmonë.
Betej' skëterre e shënjt' kur besën besa e shkel!
Kështu i je betuar Hermjas sonë;
Benë me bé peshoje, ç'peshë del?
Dy pal' betimet ti peshoji. Vallë
A s'do peshojnë lehtë sa një prallë?

LIZANDRI

Në vete s'isha kur i bëja bé.

ELENA

S'je as tani që Hermjan po e le.

LIZANDRI

Demetri e dashuron dhe ty s'të do.

DEMETRI

(*Duke u zgjuar*). Flen', hyrí, perrí, nur i kulluar.
Me se t'i krahasoj dy syt' e shkruar?
Kristali s'ësht' i pastër. Ç'bukuri!
Ti buzët gjak m'i ke posi qershi,
Si dy qershi të pjekura, tani
Më grishin që t'i puth për perëndi!
Dëbor' e bardh' që ndrin në mal të Torit
Rrahur nga era, nxin si pend' e korbit
Kur ti ngre dorën. Vul' e lumtërisë,
Oh, lemëni ta puth princeshn' e pastërtisë!

ELENA

O turp! O ferr! Demetër ç'po më thua,
Me fjalë e keni bër' të talleni me mua:
Sikur të ishit nga një derë e mirë
S'do të duroja poshtërim të tillë.
S'mjafton që më përbuzni që të dy
Por talleni me mua sy ndër sy?
Të ishit burra, siç duki këtu,
Me vajz' prej fisi silleshit kështu?
Të bëni bé, t'ma mburrni bukurinë
Kur sa m'urreni që të gjithë e dinë?
Të dy jeni rivalë, e doni Hermjan;
Tani rival' kur talli me Elenën.
Kët trimëri sikush mënd do ta mbajë
Një vajz' të varfër ta bëni të qajë
Me tallje e qesendi. Burrat fisnikë

Një virgjëresh' kështu s'e poshtërojnë,
Me 'të të tallen, kohën ta kalojnë.

LIZANDRI

Demetër, sjellje e till' është poshtërsi,
Se ti do Hermjan, këtë unë e di.
Këtu, përpara teje, po e shpall
Se Hermjan me gjith' zemër po ta fal;
Tani dhe ti këtu ma fal Elenën
Ta dua me gjith' zemër tërë jetën.

ELENA

Ojí si tallen me mua të shkretën!

DEMETRI

Vërtet që e doja Hermjan, por tani
Kjo dashuri është bërë pluhur, hi;
Zemra te ajo kish shkuar për gosti
Po ja te Elena u kthye në shtëpi
Për gjithmonë.

LIZANDRI

Elen', s'ësht e vërtetë.

DEMETRI

P'r atë që s'di mos folë, mor i shkretë,
Se shtrënjt do ta paguash këtë gjë.
Ja ku po të vjen Hermja; po ta lë.

(*Hyn* HERMJA).

HERMJA

O natë e errët syrin e verbon
Dhe më të hollë e bën ti veshin tonë;

Atë që ti rrëmbyer ke shikimit
Dyfish po ja shpërblen sonte dëgjimit.
Lizandër, nuk të gjeta, jo, me sy:
Por veshi im më solli drejt tek ty.
Ti Hermjan, vetëm, si e le në pyll?

LIZANDRI

Si mund të rrish kur po të grish një yll?

HERMJA

E ç'yll nga un largoi Lizandrin tim?

LIZANDRI

Shpirt' i Lizandrit, ylli plot shkëlqim,
Elena e bukur, yll' i errësirës,
Që natën ndrin më fort se sytë e dritës.
Pse më kërkon, nga pas pse më ndjek mua,
Nuk e shikon tani që nuk të dua?

HERMJA

Nuk është e mundur, s'i besoj këto fjalë.

ELENA

Pa shih, dhe ti me mua tash po talle!
Tani e shoh: të tre na paskan nisur
Të qeshin me shakanë e kurdisur.
Moj Hermja, o moj vajzë faqezezë,
Me ta me fjalë e paske bërë ti
Të tallesh poshtërisht kështu me mua?
Si e harrove miqësinë tonë,
Kur duheshim me mall posi dy motra,
Orët e ëmbla që kemi kaluar
Kur tok qërtonim kohën këmbëshpejtë

Se do na ndante, — oh, si i harrove?
Si e harrove vallë miqësinë
E shkollës, pafajsinë e vogëlisë?
Sa herë ne të dyja, o moj Hermja,
Posi dy perëndesha krijimtare
Kemi qëndisur bashkë veç një lule
Nga një model, kur rrinim në nji shilte,
Duke kënduar bashkë veç një këngë,
Sikur dhe trupat, shpirtrat, zërat tona
Qen' shkrirë tok. Kështu u rritëm bashkë,
Si dy qershi që varen në një degë,
Që rrojnë veç e veç por në bashkim;
Posi dy manaferra në një gem;
Si me dy trupa por veç me një zemër.
Dhe ti kërkon ta prishësh miqësinë,
Të tallesh tok me 'ta me shoqen tënde?
Nuk është e udhës, vajzat kështu s'bëjnë:
Të gjitha femrat do të të qërtojnë
Megjithse vetëm unë poshtërohem.

HERMJA

Çudi më vjen nga gjithë këto fjalë:
Kush tallet, un me ty a ti me mua?

ELENA

S'e vure ti Lizandrin, si për tallje,
Të lavdëronte bukurinë time?
S'e shtyre ti Demetrin që të do, —
I cili pak më parë më përzuri, —
Që të më quante hyri, perri,
Engjëll që lëshon nur? Përse t'i thotë
Kështu asaj që urren? Përse Lizandri
Të marrë nëpër këmbë dashurinë
Q'e përvëlon, dhe mua të më dojë?
Këtë e bën veç me pëlqimin tënd.

E ç'faj kam un në s'jam si ti e bukur,
Që fat nuk kam si ti në dashuri,
Që dashuroj pa qënë e dashuruar?
Ty keq le të të vijë e jo të tallesh.

HERMJA

S'kuptoj ç'kërkon të thuash me këto fjalë.

ELENA

Vazhdo të shtiresh si e pikëlluar,
Zgërdhihu prapa krahëve me mua;
Vazhdo me shënja të tallesh me mua,
Shaka e till' të shkruhet vlen në libra.
Të ishe e mirë, e ndershme dhe e sjellë,
Ty turp do të të vinte nga kjo lojë.
Por lamtumirë: faj kam edhe unë
Dhe këtë faj e çduk o vdekja o ndarja.

LIZANDRI

Mos ik, Elenë e dashur, oh, dëgjomë!
O shpirt, o jeta ime, moj Elenë!

ELENA

Sa bukur!

HERMJA

Mos u tall me të, i dashur.

DEMETRI

Po s'dëgjoi lutjet do ta detyroj.

LIZANDRI

Un s'pyes për lutje dhe as për shtrëngim:
S'pi uj' kanosja jote as lutja e saj.

Elen' të dua, po, për kokën time,
Për jetën time, ja, ku të bëj bé
Që gënjeshtar do nxjerr atë që thotë
Se nuk të dashuroj me gjithë zemër.

DEMETRI

Më fort të dua se ç'të do ai.

LIZANDRI

Eja të shkojm' në do që ta provosh!

DEMETRI

Të shkojmë shpejt!

HERMJA

Lizandër, ç'ësht kështu?

LIZANDRI

Qërohu, moj abeshe!

DEMETRI

Jo, zotni;
Në dukje gërxhelí je, i rrëmbyer,
Po ja, nga vëndi s'lot. Je shumë i matur.

LIZANDRI

Lemë, moj macë e keqe, qelbësirë,
Në mos po tej të flaka posi gjarpër!

HERMJA

Përse më flet kaq vrazhdë, o shpirti im?
Ç'ësht ky ndryshim, o shpirti im, o nur?

LIZANDRI

O nur, o shpirt! I lik moj Tatare e egër!
Qërohu, bar i ndyrë, helm i hidhur!

HERMJA

Mos bën shaka?

ELENA

Posi, siç bën dhe ti.

LIZANDRI

Demetër, s'e shkel fjalën që të dhashë.

DEMETRI

Ma jep me shkrim më mirë se e shoh
Që diç të mban dhe s'kam besim tek ti.

LIZANDRI

Si thua ti, ta rrah, ta lë në vënd?
Vërtetë e urrej por dorën s'ngre t'i bije.

HERMJA

Të më urresh! Përse? E zeza unë!
Ç'dëgjoj kështu Lizandër, shpirti im?
S'jam unë Hermja? A nuk je ti Lizandri?
E bukur jam siç isha pak më parë;
Sonte më doje, sonte ti më lé:
Vërtet më le, — oh, zotrit mos e dhënçin! —
Thuaj, vërtet?

LIZANDRI

Për kokën time po!
Ty sytë mos t'i pafsha më jo, kurrë!

Shpresë e dyshim mos ki, ji e sigurtë
Që të urrej dhe nuk po bëj shaka,
Që të urrej dhe dashuroj Elenën!

HERMJA

Oji! Moj shtrigë, krimb që i ha lulet!
Kusar' e dashurisë! Erdhe natën
Dhe tinës ma rrëmbeve dashurinë?

ELENA

Bukur, besa! Oh, turp s'të vjen një çikë,
Si nuk të kuqet faqja nga kto fjalë
Si vajz' që je? Kërkon të ndyej gojën
E ëmbël dhe si të flas dhe unë?
Shko, moj palaço e keqe, shko, moj kukëll!

HERMJA

Ah, kukëll the? Tani? Tani kuptoj shakanë.
E shoh që po kërkon të krahasojë
Me shtatin tim shtatin e saj të hedhur,
Shtatin e saj të gjatë sa një shul,
Për vete që e bëri tash Lizandrin.
Mos të ka vënë vall' mbi krye e sipër
Sepse si shkurtabiqe jam e shkurtër?
Sa e shkurtër, jam o shul i gjatë, thuaj:
Sa e shkurtër jam? E shkurtër s'jam aq sa
Mos të t'i nxjerr un syt' me thonjt e mi,

ELENA

Ju lutem, zotëí, ndonse po talleni,
Ju mos e lini të më rrahë. E urtë
Kam qënë gjithmon', s'jam zënë kurrë;
E drojtur jam siç janë gjithë vajzat:
I thoni mos të zihet. Mos pandehni

Se është pak m'e shkurtër nga unë
Kështu që mund ta mund.

HERMJA

M'e shkurtër the?

ELENA

Me mua, Hermja, pse je kaqë e keqe?
Gjithmonë të kam dashur, o moj Hermja;
Të fshehtat t'i kam ruajtur dhe kurrë
Në qafë s'të kam rënë, veç një herë,
Kur, nga që, e mjera, e dua shum' Demetrin,
I thashë se në pyll qetë arratisur;
Ju ndoqi pas dhe unë erdha pas tij;
Por më qërtoi e m'u kanos, e zeza,
Se do më rrih' e do më linte vdekur:
Tash, në më lënç të shkoj, prap dashurinë
E marrë në Athinë do ta shpije,
Dhe më nuk do t'ju ndjek. Lemë të shkoj:
E sheh sa e urtë e budallaqe jam?

HERMJA

Udh' e mbarë të qoftë: kush të mban?

ELENA

Më mban një zemr' e marrë që le pas.

HERMJA

Si, me Lizandrin?

ELENA

Jo, po me Demetrin.

LIZANDRI

Oh, mos ki frik', s'të nget me dorë, Elenë!

DEMETRI

Jo, jo, zotni; megjithse i mban anën.

ELENA

Dinake e shtrigë bëhet kur rrëmbehet;
Edhe në shkollë ishte shtrigë e keqe;
Megjithse është e shkurtër, është e egër.

HERMJA

E shkurtër, prapë! Prapë këtë fjalë!
Edhe e lini të tallet me mua?
Lemni t'i hidhem.

LIZANDRI

Shko, moj shkurtabiqe,
Shko, moj mistrece, një pëllëmb' njeri,
Moj xhuxhmaxhuxhe.

DEMETRI

Kot që po mundohe,
Se ajo shërbimin tënd, ja, po e përbuz.
Lere vetëm: mos folë për Elenën;
Mos i mba anën; po të kesh ndër mënd
T'i çfaqësh dashurinë sado pak
Do ta paguash shtrënjt'.

LIZANDRI

Tani ajo s'më mban:
Ndiqmë nga prapa në guxon të shohim
Se kujt nga ne i bije tash Elena.

DEMETRI

Si? Të të ndjek? Të shkojmë krah për krah.

(LIZANDRI *me* DEMETRIN *dalin*).

HERMJA

Për ty, moj zonjë, u ndez tani ky sherr.
Mos ik, mos ik.

ELENA

Besim nuk kam tek ti,
As më pëlqen që tok me ty të rri.
Të shkathta i ke duart për luftim,
Të shpejta i kam këmbët për shpëtim. *(Del)*.

HERMJA

Më vjen çudi e s'di ç'të them tani. *(Del)*.

OBERONI

Shikon ç'na bëre? Ose do gabohesh,
Ose me kast do lozësh ndonjë renkë.

PAKU

Besomë, o mbret i hijeve, gabova.
A nuk më the se djalin do ta njihja
Nga rrobat siç i kanë ata nga Athina?
Në qafë mos më bjerë kot së koti
Se lulen shtrydha syve t'athiniotit;
Të them të drejtën mirë fort më vjen
Se sherr' i tyre sonte më dëfren.

OBERONI

Dashnorët shkuan të luftojn' matanë.
Robin, ti natën bëje shpejt katran,

Yjet në qjell me mjegull ti mbuloji,
Me mjegull që të nxij' si Akeroni:*,
Mundoje shum' Lizandrin e Demetrin
Sa mos ta gjejnë kurrë njeri tjetrin;
Posi Lizandri folë nganjëherë,
Pastaj Demetrit ndizja më fort sherrë;
Dhe nganjëherë tallu si Demetri;
Ki mëndjen t'i largosh nga njeri tjetri
Mbi ballë sa t'u shtrihet vdekja-gjumë
Me krahë laskuriqësh këmbëplumb:
Pastaj, në gjumë kur të jet' Lizandri,
Spërkitja syt' me lëngun e këtij bari
Që ka fuqi të zgjidhë çdo magji
Dhe sytë drejt të shohin përsëri.
Dhe, kur të zgjohen, gjithë ky gabim
Një ëndër do t'u duket, një vegim;
Dashnorët prap do kthehen në Athinë
Dhe gjer në varr do ruajn' miqësinë.
Kur ti të merresh sonte me kët punë
Djalin Titanjas do ja kërkoj unë;
Pastaj sytë e magjepsur do t'ja hap,
Çdo gjë në paqe do të bjerë prap.

PAKU

Imzot, kjo punë duhet bërë shpejt
Sepse drangonjt e natës çajnë retë,
Përtej po ndrin kasneci i Aurorës*
Dhe hijet endacake ora orës
Po kthehen në varreza: gjithë xhindet, —
Që varri n'udhëkryqe e valë u gjindet*,
Në shtretet krimbakrimbur kanë rënë;
Kan' frik' se dita sheh turpet që bëjnë,
Edhe kështu i ruhen shumë dritës
Dhe jetën e kalojn' mes errësirës.

OBERONI

Por ndryshe xhindër jemi nga ata:
Me t'dashurin e Aurorës dal për gjah
Dhe pyjeve shëtis posi pojak,
Sa porta e lindjes, skuqur, bërë gjak,
Mes një shkëlqimi terrin gjith e çan
Valët e detit në flori i lan.
Por punën, sidoqoft' ta vëm' në vijë
Dhe fund t'i japim para se të gdhijë. *(Del).*

PAKU

Posht e lart e posht e lart
Do t'i shpije posht e lart,
Lemeris qytet e fshat
Shpjeri, xhind, ti posht e lart.
Ja ku po vjen njëri.

(*Hyn* LIZANDRI).

LIZANDRI

Ku je kapadai? Folë tani!

PAKU

Me shpat' në dor' gati. Po ku je ti?

LIZANDRI

Ja ku po vi.

PAKU

Ti ndiqmë, pra, me vrap
Këtu më mir'. *(Lizandri shkon pas zërit të Pakut).*

(*Hyn* DEMETRI).

DEMETRI

Lizandër, folë prap:
More lalash, mor frikacak, pse u ngute?
Folë, në drizat kokën mos e fute?

PAKU

Lalash, ti yjeve tani u mburre,
Luftë kërkon dhe struke nëpër shkurre,
Pse s'vjen? Mistrec, pa eja, çilimi;
Ti do kamxhik, se është poshtërsi
Me shpatë të të bije.

DEMETRI

Ti ku je?

PAKU

Eja pas zërit të luftojmë atje. *(Dalin)*.

(*Hyn* LIZANDRI).

LIZANDRI

Më mburret dhe pastaj më ikën tej;
Kur shkoj, ku më thërret, jo, jo, s'e gjej.
Nga këmb't i poshtri është m'i leht' se unë,
E ndoqa shpejt, po m'iku si furtunë:
Këtu ku jam nuk ka një rreze dritë,
Këtu do të pushoj. *(Shtrihet)*.
Eja, moj ditë!
Se sa të shkrepë drita ngjyrë hiri
Pisk do ta ketë punën aj qafiri. *(E ze gjumi)*.

(*Hyjnë* PAKU *dhe* DEMETRI).

PAKU

Ku je, mor frikacak, përse nuk vjen?

DEMETRI

Prit në ta mban, se ti vrapon, kërcen,
Këtu kuptoj se je, më del aty,
S'guxon të rrish, të më shikosh në sy.
Ku je tani?

PAKU

Këtu, eja dhe pak.

DEMETRI

Me mua do të tallesh, frikacak!
Demetri nesër qejfin ta tregon,
Tani qërohu. Lodhja më shtrëngon
Të shtrihem në të ftohtënë lëndinë,
Pa nesër ta tregoj un trimërinë. *(Shtrihet dhe fle).*

(*Hyn* ELENA).

ELENA

O natë e gjatë, mbytur n'errësirë,
Kalo më shpejt! Diell shkrepëti,
Që në Athin' të kthehem ndaj të gdhirë
Sepse këtu s'më shohin dot me sy:
O gjum i ëmbël, që mërzinë e mbyt,
Elenës së përlotur mbyllja syt. *(Shtrihet dhe fle):*

PAKU

Vetëm tre? Dhe një aty
Që të bëhen dy e dy.
Ajo vjen gjith pikëllim,
Ky Kupidi qënka trim
Që i bën vajzat për çmëndinë!

(*Hyn* HERMJA).

HERMJA

E lodhur kaq dh' e mjerë kurr' s'kam qënë,
Qull jam me vesë, grisur nëpër gjëmba;
Dëshira e zjarrtë akoma s'më ka lënë,
Por pas ta ndjekë e zonja s'është këmba.
Këtu do të pushoj gjer në agim,
Qjellin e lus t'Lizandrit për shpëtim! *(Shtrihet dhe fle).*

PAKU

Tani fle
Në qetësi:
Se magjinë
Ta heq tynë
Ilaçi i dashurisë.

*(Shtrydh barin te sytë e Lizandrit).*

Në mëngjes
Hap syt me ves'
Dhe një zgjandër
O Lizandër
Të jet' forca e magjisë:
Fjal' e urt' që gjithë e dinë:
„Sikush ka atë të tijnë"
Në mëngjes ta dish dhe tinë:
Ti të dashurën do gjesh
Dhe i lumtur do të jesh:
Përralla në lesh, e mira prej nesh. *(Del).*

# AKTI IV

## SKENA I

*Po në atë vënd.* LIZANDRI, DEMETRI, ELENA *dhe* HERMJA *janë duke fjetur.*

*Hyn* TITANJA *me* FUNDIN; LULEBIZELJA, CERGË MERIMANGA, FLUTURA, MUSTARDA *dhe zana të tjera. Thellë* OBERONI, *i padukshëm.*

TITANJA: Eja, ulu mbi shtrat të nusërisë
T'i përkëdhel, oh, faqet gjith push;
Me trëndafila ballin t'ta stolis
Dhe veshët të t'i puth, o veshllapush.

FUNDI: Ku është Lulebizelja?

LULEBIZELJA: Ja ku jam.

FUNDI: Lulebizele, më kruaj kokën. Ku është madam Cergë Merimanga?

CERGË MERIMANGA: Ja ku jam.

FUNDI: Madam Cergë Merimanga, e dashur madam, merri armët në dorë dhe ma vra atë bletë këmbëkuqe që është majë gjëmbaçit dhe më sill, e dashur madam, qeskën e mjaltit. Mos u nxeh shumë kur të bësh këtë punë, madam, dhe ki mëndjen, e dashur madam, që qeska mos të çahet. Do të më vinte shumë keq, madam, të të shihja të mbytur në mjaltë. Ku është madam Mustarda?

MUSTARDA: Këtu jam.

FUNDI: Nema dorën, madam Mustardë. Të lutem, pa teklif, e dashur madam?

MUSTARDA: Ç'urdhëroni?

FUNDI: Asgjë, e dashur madam; vetëm ju lutem ta ndihmoni madam Cergë Merimangën që të më kruajë. Duhet të shkoj te berberi, madam, sepse më duket që flokët më janë rritur shumë; jam një gomar kaq delikat sa që edhe qimja më e vogël po të më gudulisë duhet të kruhem përnjëheresh.

TITANJA: I dashur, e ke qejf muzikën ti?

FUNDI: Veshin e kam të hollë për muzikë. Le t'u bien mashave dhe koskave.

TITANJA: Thuamë, i dashur, ç'dëshiron të hash?

FUNDI: Të them të drejtën më hahet ca tagji. Do të haja me gjithë qejf ca tërshërë të thatë; s'ka gjë më të mirë se bari i thatë dhe i shijshëm.

TITANJA: Një zanë kam të zonjë që të gjen
Lajthi të njoma te qilar' i ketrit.

FUNDI: Më pëlqen më shumë të kem një dorë bizele të thata. Por, ju kam rixha, asnjë nga ju të mos më bjerë në qafë: kam gjumë.

TITANJA

Ti fli se të përkund në krah't e mi.
Zana, ikni të gjitha, shpejt shpërndaheuni. *(Zanat dalin).*
Kështu me dashuri rreth luledredhëzës
Ngjitet dorzonja; kështu edhe kulpri
Mbështillet rreth e qark drurit të vidhit.
Oh, sa të dua, shpirtin se ç'ma dogje! *(Flenë).*

(*Hyn* PAKU).

OBERONI

*(Duke dalë përpara).*
Robin, mirserdhe; e sheh se ç'bukuri?

Keq po më vjen për marrëzin' që e zuri;
Tani sa e takova prapa pyllit
Kur lule po kërkonte për zullapin;
Nisa dhe e qërtova, u zemërova;
Ballin plot qime ajo ja kish stolisur
Me një kurorë lulesh kundërmonjëse;
Dhe vesa, që herherë mbi burbuqet
Shkëlqen e ndrit posi inxhitë e Lindjes,
Në sytë e luleve të bukra dukej
Si pika lot që turp' e tyre qanin.
Kur e qërtova sa më deshi zemra
Sa shumë u zbut, më mori me të mirë,
Ahere i thashë të më jepte djalin
Edhe ajo ma dha: nisi një zanë
Që ta përcillte në shatoren time
Mes luleve në mbretërinë e zanave.
Tani, që djali është i imi, sytë
E lidhur me magji un do t'ja zgjidh:
I dashur Pak, ma hiq kafkën e huaj
Nga koka e athiniotit budalla,
Kështu që, kur të zgjohet, tok të gjithë
Të kthehen në Athinë përsëri.
Edhe të gjitha ato që ndodhën sonte
T'u duken si një ëndr' e lemerishme.
Tani do ta çmagjeps Titanjan time.

Si ke qënë u bëj tani,
Shih si duhet përsëri,
Syth' i Dianës, pas zakonit,
Mund lulen e Kupidonit.

Titanja, pa m'u zgjo, o moj gjumashe!

TITANJA

I dashur Oberon, ç'ëndër që pashë!
M'u duk se dashuroja një gomar.

OBERONI

Ja tek e ke të dashurin.

TITANJA

Si vallë?
Oji, sa i shëmtuar është tani!

OBERONI

Pushoni. — Ti, Robin, ma hiq këtë kokë. —
Muzik', Titanja, që të pes' të bijen
Në një gjumë të rëndë e të mos zgjohen.

TITANJA

Muzikës bini gjumin që magjeps!

*(Bije një muzikë e lehtë).*

PAKU

Tani shiko siç shihje, or teknefes.

OBERONI

Eja moj nuse, dorën nem tani,
Ta tundim dhen' ku flen' çiftet e ri.
Tani ne miq u bëmë përsëri,
Dhe nesër mbrëma tok, me madhështi,
Te princi do kërcejm' me brohori,
Që jetën ta kaloj' në lumtëri.
Tok me Tezeun, atje në gosti,
Do të martohen dhe çiftet e ri.

PAKU

Mbret i zanave është vonë:
Lauresha po këndon.

OBERONI

Natës pas, në qetësi,
Tok të shkojmë unë e ti:
Më shpejt dheut i biem qark
Se sa hëna endacake.

TITANJA

Udhës, kur të fluturojmë,
Sonte qysh ndodhi tregomë,
Që më gjetënë symbyll,
Me të vdekshmit në pyll.

(*Dalin. Brënda oshëtijnë brirët*).

(*Hyjnë* TEZEU, HIPOLITA, EGJEU *dhe ata që i përcjellin*).

TEZEU

Njëri nga ju të shkojë te pojaku
Sepse ceremoninë e kemi kryer;*
Dhe, me që gjith mëngjesi është i yni,
Dashnorja ime ka për të dëgjuar
Muzikën e langonjëve të mi.
I zgjidhni dhe, luginës perëndimit,
Lëshoni shpejt, dërgomani pojakun.
Dhe ne të dy tani, moj mbretëreshë,
Të ngjitemi në majën e kodrinës
Dhe të dëgjojmë andej, ashtu përzjerë,
Langonjtë kur të lehin dhe jehonën.

HIPOLITA

Një ditë isha me Herkulin dhe me Kadmin,
Kur, në një pyll të Kretës, me langonj
Të Spartës gjuanim ariun: kurrë

Të lehnin qent kështu s'kisha dëgjuar;
Sepse përveç korijeve, dhe qiejt,
Burimet, gjithë viset rreth e rrotull,
Jehonin n'harmoni. Kurr' s'paç dëgjuar
Një zhurmë me kumbim plot melodi,
Edhe një bubullimë tingullëmbël.

TEZEU

Langonjt e mi kam race spartane,
Buzaçë, laramanë, me ca veshë
Të zvarur, sa e fshijnë vesën e mëngjesit
Këmbët i kan' si hark, te gusha lapat
U varen posi demave të Thesalisë;
S'vrapojnë shumë, por, kur zënë e lehin,
Të duket se oshëtin veç një kambanë.
Një klithmë kaq e ëmbël s'u është përgjegjur
As britmave, as tingujve të bririt,
Në Kretë, a Spartë, apo në Thesali:
Do ta dëgjosh dhe vet'. Po ç'janë këto zana?

EGJEU

Imzot, kjo që po flet këtu është ime bijë,
Dhe ky Lizandri; ky këtu Demetri;
Kjo është Elena, e bija e Nedar plakut:
Çuditem që i shoh këtu së bashku.

TEZEU

Me siguri jan' zgjuar shpejt nga gjumi
Për të kremtuar zakonin e Majit,
Dëgjuar do të ken' qëllimin tonë,
Këtu kanë ardhur për të parë dasmën.
Egjé, s'më thua, a s'është dita sot
Që Hermja të na thot' se kë ka zgjedhur?

EGJEU

Po, sot, imzot.

TEZEU

Shko, thuaju gjahtarëve
T'i zgjojnë, brirëve duke u rënë.

*(Brënda bijen brirët dhe dëgjohet zhurmë.*
LIZANDRI, DEMETRI, ELENA *dhe* HERMJA *zgjohen*
*dhe ngrihen më këmbë).*

Mirëmëngjesi, o miq. Sot s'ësht' Shën Valentini,*
Sot dashkan të bashkohen zogjt e pyllit?

LIZANDRI

Njena, im zot.

TEZEU

Ju lutem, çohuni:
E di se ju armiq jeni për vdekje:
Si është e mundur ky pajtim në botë,
Si vallë urrejtja e flakka tej zilinë
Dhe pranë urrejtjes fle pa patur frikë?

LIZANDRI

Imzot, po ju përgjigjem i trallisur,
Gjysmë i përgjumur, edhe gjysmë i zgjuar:
Betohem se as vetë nuk e di
Të them me siguri këtu si erdha;
Por, me ç'më duket, t'ju them të vërtetën, —
Dhe ja tani më duket se e gjeta, —
Këtu erdha me Hermjan, sepse donim
Të iknim nga Athina dhe të ishim
Rrezikut larg të ligjit athinian.

EGJEU

Mjaft, mjaft, imzot, dëgjuat, se ç'ju tha:
Kërkoj, kërkoj që të zbatohet ligji:
Deshën të arratiseshin, Demetër,
Deshën të na gabonin ty dhe mua,
Pa grua të të linin edhe unë
Të mbetesha baba i turpëruar.

DEMETRI

Imzot, Elena, Elena e bukur më dha lajmin
Se në kët pyll të dy qenë arratisur;
Ashtu, si i xhindosur, pas i ndoqa;
Nga zjarr' i dashurisë e rrëmbyer
Nga pas më djek ahere Elena e bukur.
Por ja, imzot, as un nuk di se si,
Nuk di ç'fuqí, ç'magjí gjith, dashurinë
E Hermjas si dëborë shpejt ma shkriu;
Aq sa kjo dashuri tani më duket
Posi kujtim i nj' lodërze të kotë,
Që mëndjen ma kish marr' në vogëli:
Tani besnikëria, gaz' i zemrës sime,
Nuri, që m'i verbon këta dy sy,
Është veç Elena. Imzot, me atë fejuar
Isha përpara se të shihja Hermjan:
Por, si i sëmuri, që s'e do ushqimin,
As unë nuk e doja kët ushqim;
Tani, që u shërova e m'erdhi shija,
E dua dhe për të po më qan syri,
Besnik asaj për jetë do t'i mbetem.

TEZEU

O miq, takimi ynë është hairlí:
Për këtë gjë do flasim prap më vonë.
Egjé, iu nënështro vullnetit tim;
Tani në tempull dy çiftet e rinj,

Përjetë të bashkohen me martesë:
Edhe meqë mëngjesi humb freskinë
Për gjah ne do të dalim tjetër ditë.
Të shkojmë në Athinë. Çifte tri
Do shtrohen në gosti me madhështi.
Eja, moj Hipolitë.

(*Dalin* TEZEU, HIPOLITA, EGJEU *dhe pasonjësit*).

DEMETRI

Të vogla, trubull, duken këto gjëra
Si malet larg mbuluar me ré.

HERMJA

Vëngër çdo gjë më duket sikur shoh,
Sepse e shoh dyfish.

ELENA

Ashtu dhe unë:
Demetrin tim e gjeta si stoli
Timin edhe jo timin.

DEMETRI

Jeni të sigurtë
Që jemi zgjuar? Se më duket prapë
Po flemë e ëndërojmë. Duka ynë
A s'ish këtu, s'na tha ta ndiqnim pas?

HERMJA

Edhe im atë.

ELENA

Edhe Hipolita.

LIZANDRI

Na urdhëroi t'i shkonim pas në tempull.

DEMETRI

Pra zgjuar qenkemi, pas tij të shkojmë,
Udhës le të tregojmë ëndrat që pamë. (*Dalin*).

FUNDI: *(Duke u zgjuar)*. Kur të vijë radha ime thirrmëni dhe unë do të përgjigjem: fjalët që do të them janë këto: „Piram, o yll e dritë". Hej, ho! Peti Pyka; Fyell, o ti që i ndreq gjyrykët! Turi kazanxhiu! O Ngordho! O perëndi, paskan shkuar dhe më paskan lënë në gjumë! Ç'ëndër të çuditshme që pashë! Pashë një ëndër që mëndja e njeriut s'ësht' e zonja ta thotë se ç'ëndër ishte! Është gomar ai që do të përpiqet të spiegojë një ëndër të tillë! M'u duk sikur isha . . . S'ka burrë që të më thotë se ç'isha. M'u duk sikur isha . . . m'u duk sikur isha . . . Është budalla me gjithë rroba që do të mundohet të më thotë si kujtoja se isha... Syri i njeriut s'ka dëgjuar, veshi i njeriut s'ka parë, dora e njeriut s'ka shijuar, gjuha e tij s'është e zonja të marrë me mënd, as zemra e tij të më thotë se ç'ëndër ishte ajo. Do t'i them Peti Pykës që të shkruajë një balladë për këtë ëndër; ajo do të quhet „Ëndra e Fundit" sepse s'do të ketë fund; do ta këndoj në mbarimin e çfaqjes, përpara dukës: dhe ndofta, që të duket më e bukur, do ta këndoj në çastin e vdekjes së Tisbes. *(Del)*.

## SKENA II

*Në Athinë. Shtëpia e Pykës.*

*Hyjnë* PYKA, FYELLI, TURIRI *dhe* NGORDHALAQI.

PYKA: Keni dërguar njeri në shtëpinë e Fundit? Ka ardhur në shtëpi?

NGORDHALAQI: S'është marrë gjë vesh për të. Është magjepsur me siguri.

FYELLI: Në mos arthtë çfaqja jonë e pat: S'mund të bëhet.

PYKA: S'ësht e mundur: përveç atij s'ka njeri në Athinë që të lozë rolin e Piramit.

FYELLI: Jo, nga gjithë zejtarët e Athinës ai është më i zgjuari për këtë punë.

PYKA: Po, edhe më i pashmi; dhe me atë zë të ëmbël që ka është tamam dashnor.

FYELLI: Thuaj më mirë një hero! Dashnori, Zoti na ruajtë, s'është asgjë!

(*Hyn* SHARRA).

SHARRA: Zotërinj, duka po vjen nga tempulli; përveç atij na janë martuar dhe dy a tre zotërinj dhe zonja: sikur ta jepnim çfaqjen tonë do ta kishim xhepin të ngrohtë.

FYELLI: Hej, more Fund! Humbe gjashtë pens në ditë sa të kishe rrojtur! Do t'i kishte të gjashtë pensët në ditë: unë pres kokën që duka do t'i jepte gjashtë pens në ditë po të loste rolin e Piramit. Dhe me të drejtë: gjashtë pens në ditë për Piramin ose asgjë.

(*Hyn* FUNDI).

FUNDI: Ku jeni, more bandillë? Ku jeni, more trima?

PYKA: O Fund! O ditë e çuditshme! O çast i lumtur!

FUNDI: Zotërinj, mund t'ju tregonj mrekullira por mos më pyetni se ç'janë këto; se po t'ju thosha s'do të isha athiniot i vërtetë. Do t'ju tregoj pikë për pikë se ç'më ngjau.

PYKA: Pa na thuaj, Fund i dashur.

FUNDI: Asnjë fjalë për mua. Dua vetëm t'ju them se duka ka ngrënë bukë. Merrni rrobat, lidhni mirë mjekrat me spango, vini kordhele të reja te këpucët; mblidhuni menjëherë në pallat, secili të përsërisë rolin e vet se, që t'i bije shkurt, duhet t'ju them se e kanë pëlqyer pjesën tonë. Sidoqoftë Tisba duhet të veshë ndërresa të pastra; ai që lot rolin e luanit të mos i presë thonjët kështu që njerëzia të kujtojnë se janë thonjët e luanit. Përveç kësaj, o aktorë të dashur, mos hani as qepë e as hudhëra sepse fryma duhet të na mbajë erë të mirë; dhe e di si buka që ha se secili do të thotë: bre, ç'komedi e bukur! Le t'i lemë fjalët! Ejani të shkojmë, ejani! *(Dalin)*.

# AKTI V

## SKENA I

*Në Athinë. Në pallatin e Tezeut.*

*Hyjnë* TEZEU, HIPOLITA, FILOSTRATI, *Zotërinj dhe njerëz që i shoqërojnë.*

HIPOLITA

Çudi po bëj Tezé me fjalët e dashnorve.

TEZEU

Çudi vërtet: unë kurrë s'u ze besë
Këtyre prrallave të vjetra zanash.
Dashnorët dhe të marrët e dalldisur,
Q'u zien truri, shohin, po, ca ëndra
Që kurrë s'i kupton arsyeja e ftohtë.
I marri, dhe dashnori dhe poeti
Endur me ëndra janë kokë e këmbë:
Njëri shikon më shumë djaj ç'ka ferri,
Ky është i marri: dashnorit të krisur
Arapka yll i duket si Elena;*
Syr' i poetit — afsh' i frymëzimit
Kur e rrëmben — vështron duke shkreptirë
Nga qielli në dhe, nga dheu në qiell;
Dhe, kur përfytyrimi nis sajon

Format e sendeve që né s'i dimë,
Pen' e poetit shpirt u jep e jetë
Gjith hijeve të ajrit, vënd e emër.
Lojra të tilla bën përfytyrimi
Sa, me të ndjerë befas një gëzim,
E gjen edhe kumtarin që ja sjell;
Ose në terr, ashtu plot lemeri,
Sa lehtë driza i duket si ari!

HIPOLITA

Por historia e natës që treguan,
Mendimi i tyre fort i trubulluar
Dëshmojnë se këto s'janë veç ëndra,
Por diçka janë, bilé dhe me brumë,
Sado që duken tepër të çudiçme.

TEZEU

Dashnorët po na vinë të gëzuar.

(*Hyjnë* LIZANDRI, DEMETRI, HERMJA *dhe* ELENA)

Gëzuar, miq të dashur! Dashuria
Dhe gazi zemrën tuaj e ndriçoftë
Përgjithmon'.

LIZANDRI

Të lumtur dhe më tepër
Na qofshi ju n'shëti, tryezë e shtrat!

TEZEU

Po tani ç'maska, ç'valle do të kemi
Që t'i kalojm' tri orët e mërziçme
Pas darke gjer në çastin që do flemë?
Ku është mjeshtri ynë i argëtimeve?

Ç'dëfrime na gatit? Po, ç'komedi
Brengën na lehtëson të orës së mundimshme?
Të vijë Filostrati!

FILOSTRATI

Ja ku jam
Tezé i madh.

TEZEU

Na thuaj, ç'argëtim
Do të kemi sonte? Ç'maska dhe ç'muzikë?
Si ta gënjejmë kohën e ngadalshme
Sikur mos kemi asnjë argëtim?

FILOSTRATI

Tek është lista e lojrave të ndryshme;
Zgjidhni ç'doni të shihni në fillim. *(I jep një letër).*

TEZEU

*(Lexon).* „Luftimi me kentaurët, e këndon
Një athiniot tredhak e i bije harpës".
Jo, jo, këtë ja kam treguar nuses
Për lavd' e kushuririt tim Herkulit.
*(Lexon).* „Orgjia e Bakanteve të dehura
Që kangëtor' e Thrakës shqyejn' me tërbim".
Kjo është një çfaqje e vjetër, e kam parë,
Nga Teba kur u ktheva ngadhnjimtar.
*(Lexon).* „Të nëntë muzat që vajtojnë vdekjen
E Dituris' që vdiq në varfëri".
Kjo do të jetë një satirë e hollë
Pa vënd aspak për dasmën madhështore.
*(Lexon).* „Një skenë e shkurtër; Pirami dhe Tisba;
Një argëtim plot gas e tragjedi".
Plot gas e tragjedi, edhe e shkurtër!

Akull i nxehtë e borë e përvëluar,
Kush e pajton këtë mosmarrëveshje?

FILOSTRATI

Kjo pjesë, imzot, gjithësejt ka nja dhjet' fjalë,
Një çfaqje më të shkurtër nuk kam parë;
Megjithatë, imzot, është fort e gjatë
Dhe e mërziçme, se, në gjithë çfaqjen
Një fjalë s'gjen me vënd, aktor si duhet.
Edhe tragjike është, imzot sepse
Këtu Pirami jetës i jep fund:
Në provë kur u ndodha, besa, qava,
Por ata lot qen' lotë ngazëllimi
Që kukurizmat kurrë s'kanë derdhur.

TEZEU

Kush lot në këtë çfaqje?

FILOSTRATI

Ca burra që punojn' këtu n'Athinë
Me duart plot me kallo, që asnjëherë
Me pun' mendore gjer më sot s'jan' marrë;
Për her' të parë ata janë munduar
Kujtesën ta stërvitnin për kët dasmë.

TEZEU

Pa ta dëgjojm'.

FILOSTRATI

Jo, jo, imzot;
Nuk është për ju; e kam dëgjuar unë;
Nuk vlen një dysh, nuk vlen me të vërtetë,
Puna ndryshon në doni që të shihni
Sa fort janë munduar, janë lodhur
Që t'ju shërbejnë juve.

TEZEU

Dua ta dëgjoj:
Asgjë nuk është e keqe kur e bën
Me dashuri, me zell e me dëshirë.
Thirri të vinë. Uluni, moj zonja. *(Del Filostrati).*

HIPOLITA

S'dua ta shoh të lodhur dobësinë
Dhe zellin të shkoj' kot duke shërbyer.

TEZEU

E dashur, s'do shikosh gjëra të tilla.

HIPOLITA

Thotë se ata nuk dinë asgjë të bëjnë.

TEZEU

Kështu që për asgjë do t'i falenderojmë.
Me gas do t'i pranojmë edhe gabimet.
Atje ku zell' i varfër është i dobët
Fisnik qëllimi është e jo suksesi.
Kur erdha, dijetarë fort të shquar
Kishin ndër mënd, po, të më përshendetnin
Me fjalë të menduara më parë;
I pashë si po dridheshin, të zbetë,
Si ndaleshin në mes të çdo fjalie,
Dhe, ndonse i stërvitur, zër' i tyre
Dridhej nga frika; pastaj, më në fund,
Ata nuk folën fare, u nemitën,
Nuk më mirserdhën. Më beso, e dashur,
Në këtë heshtje gjeta, po, mirsardhjen;
Në përulsinë e zellit plot me frikë
Dëgjova ç'mund të thosh, të dërdëliste
Një gjuhë gojëtari guximtare.

Pra dashuria e drojtja e nemitur
Flasin më shum' se gjuha e stërvitur.

(*Hyn* FILOSTRATI).

FILOSTRATI

Me leje, shkëlqesi, Prologu është gati.

TEZEU

Le të vijë.

(*Bien boritë*).

(*Hyn* PROLOGU).

PROLOGU

Në ju lëndojmë e bëjmë me dëshirë.
Që mos të thoni e bëjmë me qëllim,
Po me dëshir'. Të lozim sa më mirë,
Këtë mbarim do ketë ky fillim.
Ta zem' se kemi ardhur t'ju mërzisim.
S'kemi ardhur që t'ju kënaqim ju.
Kemi qëllim. Me ëndje t'ju gostisim
Këtu nuk erdhëm. Të pendohi ju,
Aktorët jan' gati, kur t'i shikoni
Ç'duhet mësuar ju do të mësoni.

TEZEU

Ky djalë s'ditka pikat se ku vihen.

LIZANDRI

E ngau prologun si një mëz të harbuar; s'di të ndalet. Një moral i mirë ky, imzot: s'mjafton të flasësh, por të flasësh ashtu si duhet.

HIPOLITA

Vërtet, ai e lojti prologun si ai kalamani që i bije fyellit, për t'i rënë i bije po se ç'avazi kush e di.

TEZEU

Fjalët e tij ishin si një zinxhir i ngatërruar; e të gjitha hallkat i kish por të përzjera. Kush e ka radhën?

(*Hyjnë* PIRAMI *dhe* TISBA, MURI, HËNA *dhe* LUANI).

PROLOGU

Të dashur spektator', ndofta çuditeni;
Çudituni gjersa të dini të vërtetën;
Ky burrë është Pirami, këtë dieni,
Dhe kjo Tisba e bukur tërë jetën.
Ky burrë me gëlqere e me suva
Është Muri që i ndan këta dashnorë;
Nga plas' e Murit që ngrihet kala
Flasin me njeri tjetrin këta të gjorë
Ky burrë me fener, me qen e ferra
Është Drit' e Hënës; e them që ta dinë
Të gjithë se Pirami e Tisba e mjera
Te varr' i Ninit shprehnin dashurinë.
Kjo bishë e tmerrshme, Luan që i thonë,
Një nat' kur Tisba e para erdh n'takim,
E trembi kaqë shum' dashnoren tonë
Sa Tisba e shkretë mori arratinë;
Në vrap e sipër manton tej e flaku,
Luani e ndyn me gojën e përgjakur.
Kur vjen Pirami, djalë për merak,
Manton e gjen përlyer gjithë gjak:
Këllëçin kren, këllëçin krejt e kllet*
Në gjoks ku gjaku i zjen edhe buçet.
Dhe Tisba që po rrinte atje në hije

Nxjerr kamën, vritet, vdekur atje bije.
Luani, Muri, Hëna dhe dashnorët tonë
Me hollësi të gjitha do t'ju thonë.

(*Dalin* PROLOGU, TISBA, LUANI *dhe* DRIT' *e* HËNËS).

TEZEU

Më vjen çudi si mund të flasë Luani.

DEMETRI

Hiç mos u çuditni, imzot: e pse të mos flasë luani kur flasin kaq gomarë?

MURI

Në këtë interlud, alamet burri,
Un, Turiri, los rolin e një muri;
Por të një muri, lutem më besoni,
Që ka të çara e plasa sa të doni;
Përmes këtyre Tisba dhe Pirami
Shpesh pëshpërisnin kur vinte akshami.
Gëlqerja dhe ky gur tregojnë qartë
Se un jam muri. Nuk po flas më gjatë.
Ja dhe të çarat, djathtas edhe majtas,
Nga, vajza, tinës, djalit mund t'i flasë.

TEZEU

A mund të kërkoni që gëlqerja dhe perruka të flasin më mirë?

DEMETRI

S'kam dëgjuar kurrë një mur kaq të zgjuar, imzot.

TEZEU

Pirami po vjen te muri: pushoni!

(*Hyn* PIRAMI).

PIRAMI

O natë e lemerishme, ferr i zi!
O natë, ti që vjen kur dita shkon!
O natë, o natë! Oh, oji, oji,
Kam frikë Tisba fjalën mos harron!
Dhe ti, o mur i shtrënjtë, i dashur mur,
O mur, shtëpitë tona që i ndan,
O mur, o mur i shtrënjtë, i dashur mur,
Për Tisben time syri po më qan!

(*Muri hap gishtërinjtë*).

Të falem nderit, mur: Zeusi të ruajtë!
Po ç'shoh kështu? Jo, syri Tisben s'gjen.
Ti dritën s'le ta shoh, mur i mallkuar,
Mallkuar qofsh o mur që më gënjen!

TEZEU

Edhe muri, meqënse ndjen, duhet të mallkojë.

PIRAMI

Jo, s'ka se si, izmot, s'ka se si. „Që më gënjen" është përgjigja për Tisben: ajo do të hyjë tani dhe unë do ta përgjoj nga vrima e murit. Do të shihni se do të ngjasë si ju thashë unë. Ja tek po vjen.

(*Hyn* TISBA).

TISBA: Sa herë, o mur, e mjera kam rënkuar,
Piramin tim nga un kur e ke ndarë!

Buzët e mi qershi edhe gjakshkruar
Gurët t'i kanë puthur kur kam qarë.

PIRAMI: Po shoh një zë: të shkojmë shpejt në vrimë.
Ta shoh edhe fytyrën Tisbes t'ja dëgjoj.
Tisbe!

TISBA: Ti je, i dashur, më duket je tinë.

PIRAMI: Të duket, po, jam un që t'adhuroj;
Dhe si Limandri të qëndroj besnik*

TISBA: Dhe un si Elena, Vdekja sa s'më fik.

PIRAMI: Shafali nuk e donte kaq Prokrusën.
TISBA: Të dua sa ç'e desh ai Prokrusën.
PIRAMI: Nga vrim' e murit puthmë fort ti mua!
TISBA: Un vrimën puth dhe jo buzët e tua!
PIRAMI: Te varr' i Ninit do të vish tani?
TISBA: Ta di edhe se vdes aty do vi.

(PIRAMI *dhe* TISBA *dalin*).

MURI: Me kaq un, Muri, rolin tim mbaroj,
Me që nuk kam ç'të bëj tani po shkoj. *(Del)*.

TEZEU: Tani s'ka më mur në mes të fqinjve.

DEMETRI: S'ke ç'i bën, imzot, kur muret janë kaqë kokëfortë për të dëgjuar pa lajmëruar fare.

HIPOLITA: Budallallëk më të madh se ky besa s'e kam dëgjuar ndonjëherë.

TEZEU: Më të mirat e këtij lloji janë ato me hije; më të këqijat s'janë të këqija fort kur u ndihmon përfytyrimi.

HIPOLITA: Atëhere punon përfytyrimi juaj dhe jo ai i autorit.

TEZEU: Në qoftë se nuk mendojmë më keq për ta se ç'mendojnë ata për veten e tyre ata mund të hiqen si njerëz shumë të mirë. Ja ku po na vijnë dy kafshë fisnike, një burrë dhe një luan.

(*Hyjnë* LUANI *dhe* DRIT' E HËNËS).

LUANI: Ju, zonja zemërbuta që fërglloni
Kur miu i vogël dyshemes' vrapon,
Do dridheni plot tmerr kur të dëgjoni
Luani si buçet e buluron.
Ta dini, Sharra marangozi jam,
Nuk jam as luaneshë e as luan;
Se, po të vija këtu si luan,
Kurban do t'isha bërë pa derman.

TEZEU: Kafshë shumë e mirë dhe me ndërgjegje.

DEMETRI: Kafsha më e mirë, imzot, që kam parë.

LIZANDRI: Ky luan është tamam dhelpër nga trimëria.

TEZEU: Ashtu vërtetë; dhe patë nga mëndja.

DEMETRI: Jo, imzot; sepse trimëria e tij s'e rrëmben don mëndjen, kurse dhelpra e rrëmben patën.

TEZEU: Jam i bindur se mëndja e tij nuk është më e fortë se trimëria, sepse pata nuk është më e fortë se dhelpra. Por s'prish punë: le të bëjë si t'i thotë mëndja dhe le të dëgjojmë hënën.

HËNA: Feneri paraqet Hënën e brirtë. —

DEMETRI: Brirët duhej t'i kish në kokë.

TEZEU: Nuk është hënë e re dhe brirët s'i duken brënda rrethit.

HËNA: Feneri paraqet hënën e brirtë;
Dhe unë atë që është brënda në hënë.

TEZEU: Ky është gabim i madh shumë; njeriu duhej të futej brënda në fener. Përndryshe, si mund të jetë njeriu në hënë?

DEMETRI: S'ja mban të futet atje brënda nga shkaku i qiririt të ndezur; ka frikë se mos digjet.

HIPOLITA: Më mërziti kjo hënë; më mirë të ndryshojë!

TEZEU: Nga kjo dritë e venitur që lëshon duket se është më të perënduar; por duhet të jemi të njerëzishëm dhe të presim gjersa të vijë koha.

LIZANDRI: Vazhdo, Hënë.

HËNA: Ja se ç'duhet t'ju them unë: unë duhet t'ju them se feneri është hëna; se unë jam njeriu në hënë; këto ferra janë ferra dhe ky qen është qeni im.

DEMETRI: Të gjitha këto duhej të ishin brënda në fener, sepse të gjitha këto janë në hënë. Qetësi! Po vjen Tisba!

(*Hyn* TISBA).

TISBA: Ja varr' i Ninit. Ku 'sht Pirami im?

LUANI: *(Buluron)*. Oh —

(TISBA *ikën me vrap*).

DEMETRI: Bukur ulërin, Luan!

TEZEU: Bukur vrapon, Tisbe.

HIPOLITA: Bukur ndriçon, Hënë! Vërtet që Hëna lëshon një ndritë shumë të bukur.

(*Luani gris manton e* TISBES *dhe del*).

TEZEU: Bukur e grise, Luan!

DEMETRI: Pastaj erdhi Pirami.

LIZANDRI: Dhe Luani u çduk.

(*Hyn* PIRAMI).

PIRAMI: Të falem, Hënë e ëmbël, për kët dritë
Që na lëshon kur lart kaq bukur ndrin;
Sepse, në dritën tënde të florinjtë,
Të Tisbes do shijoj un bukurinë.
Po ç'ësht kështu?
I mjeri u!
Ç'ësht gjith ky pikëllim?
Ah, syt' e mi,
Ç'shihni tani?
Ku je, ah, nuri im!

Ja, petku yt
Në gjak u mbyt!
Ejani, moj Furi!*
Parkë, ti preje
Perin e jetës,
Bënani pluhur, hi!

TEZEU: Gjithë ky hidhërim dhe vdekja e një miku të dashur do të na bënin që të dukeshim të pikëlluar.

HIPOLITA: Mallkuar qoftë zemra ime por i vjen keq për këtë njeri.

PIRAMI: Përse, Natyrë, bëre ti luanë,
Luan' i ndyr' dashnoren ma dhunoi:
Shoqen s'ja gjen, oh jo, në gjith dynjanë,
Një femër më të bukur syri nuk vështroi.
Mbytmëni lot,
Goditmë fort
O shpatë, mu në gji;
Këtu godit
Që të jap shpirt: *(Ther veten)*.
I vdekur jam tani.
I vdekur jam,
Në trup shpirt s'kam,
Në qiell shpirtin tres:
Gjuhë u errso,
Hën' fluturo!
Po vdes, po vdes, po vdes!

(*Vdes*. DRIT' E HËNËS *del*).

DEMETRI: Nuk vdes, se është një sepse është vetëm*

LIZANDRI: Është më pak se një zar, sepse ka vdekur;
S'është asgjë.

TEZEU: Me ndihmën e një doktori mund të vijë në vete dhe të provojë se është gomar.*

HIPOLITA: Për ç'punë Drit' e Hënës shkoi para se të kthehej Tisba dhe të gjente të dashurin?

TEZEU: Ajo do ta gjejë në dritën e yjeve. Ja tek po vjen; çfaqja do të marrë fund me vajtimin e saj.

(*Hyn* TISBA).

HIPOLITA: Unë mendoj se ajo s'do të vajtojë shumë për një Piram të tillë. Besoj se do t'i bjerë shkurt.

DEMETRI: Sikur ta peshoje Piramin dhe Tisben një kokrrizë pluhur do të tregonte se kush është më i mirë; ai, si burrë, Zoti na ruajtë; ajo, si grua, Zoti na mëshiroftë!

LIZANDRI: E pa me ata syt' e saj të bukur.

DEMETRI: Dhe ja si po e qan me kuje.

TISBA: Po fle, o xhan?
Vdiqe, aman!
Piram, ah, çohu shpejt!
Pse s'flet, pse s'flet?
S'je më në jetë?
Në varr do mbyllesh krejt?
Goja kuti,
Hunda qershi,
Faqet si trëndafil,
Shkuan më s'janë,
Qani jaranë!
Si pras kish syt' jeshil!
Motra ju tri,*
Ah, ejani,
Dhe duart si zambak,
Që fill' e jetës
Atij ja pretë
I zhytni tash në gjak!
Gjuhë u nemit,
Shpatë më vrit,
Në gji m'u ngul ti shpejt: *(Vret veten).*
O miqt e mi,
Po vdes tani,
Ah, mbeçi me shëndet! *(Vdes).*

TEZEU: Drit' e Hënës dhe Luani kanë mbetur për të varrosur të vdekurit.

DEMETRI: Po, edhe Muri.

FUNDI: *(Duke u ngritur)*. Jo, ju siguroj, muri që ndante etërit e tyre është rrëzuar. A dëshironi të shihni epilogun, apo të dëgjoni një valle Bergamasku nga dy veta të kompanisë sonë?

TEZEU: Jo, ju lutem, s'ka nevojë për epilog, sepse çfaqja juaj s'ka nevojë për ndjesë. S'ësht nevoja që të kërkoni ndjesë; sepse kur vdesin të gjithë aktorët është e kotë që t'i qërtosh. Të them të drejtën, sikur ai që e ka shkruar këtë tragjedi të loste rolin e Piramit dhe sikur të qe varur me llastikun e çorapes të Tisbes do të kish dalë një tragjedi fort e bukur. Por megjithatë është e bukur, me gjithë mënd, bile dhe lojtur shumë mirë. Tani dridheni vallen tuaj Bergamasku dhe hiqni dorë nga epilogu.

*(Valle)*.

E natës gjuha tunxh tha dymbëdhjetë;
Në shtrat, dashnorët; është koh' e zanave.
Nesër, kam frikë, shumë do të flëmë,
Aq shum' sa sonte mbetëm pa gjumë.
Kjo tragjedi kabá na bëri ta kalojmë
Kohën me gas. Të dashur miq, në shtrat!
Dasmë dy jav' do bëjmë, o miqt e mi,
Plot me dëfrime, gas e brohori. *(Dalin)*.

*(Hyn* PAKU*)*.

Tash luani ulërin
Edhe hënës i leh ujku,
Kurse i lodhur po gërhin
Duke fjetur rëndë bujku.
Prush' i zjarrit, ja, po shkon,
Po qan bufi ogurzi,
Dhe i sëmuri, që lëngon,

Veç qefin sheh në kllapi.
Është nat'. Si goj' lubie
Hapen varret mes errsinës.
Nga çdo varr ngrihet një hije,
Shtegut kishës rrëshqet tinës.
Dhe ne, zanat, që vrapojmë,
Posi ëndër ndjekim terrin,
Pas Hekatës gjithëmonë*
Sepse djelli na kall tmerrin,
Tani lozim; asnjë mi
Të mos vij' në kët shtëpi:
Këtu më kanë dërguar
Shtëpinë për të pastruar.*

(*Hyn* OBERONI *dhe* TITANJA *me suitat e tyre*).

OBERONI: Tani ndriteni shtëpinë
Me një zjarr gjysmë të shuar,
Zanat shpejt këtu të vinë
Vallen le ta dredhin shtruar;
Këngën tok, këtu sa jeni,
Ta këndoni e të kërceni!
TITANJA: Këngës merrjani ngadalë,
Si burim të rrjedh' çdo fjalë:
Të këndojm' me brohori,
Ta bekojm' këtë shtëpi.

(*Kangë e valle*).

OBERONI: Tash çdo zan', gjersa të gdhijë,
Qark shtëpisë le t'i vijë;
Zana ejani me mua,
Ta bekojm' gjerdekun dua:
Jetën, brezi që të vijë,
Ta kaloj' në lumtëri.
Të tre çiftet le të dinë
Të ruajnë dashurinë;
Kurrë njollat e Natyrës

Mos t'u bienë fytyrës
Foshnjeve që do të kenë;
As nishan, as ndonjë cen,
Dëndur si shohim rreth nesh
Jetën mort q'e bëjnë shpesh.
Dhe, me vesën e magjisë,
Çdo zanë udhën le ta nisë;
T'i bekoj' dhomat shtëpisë
Me prehjen e qetësisë.
Dhe i zoti në shtëpi
Të jetoj' me begati.
Tani t'ikim fluturim,
Këtu piqemi n'agim.
(*Del* OBERONI, TITANJA *dhe suitat e tyre*).

PAKU: Në se ne hijet ju fyem
Gabimin kështu e shlyejmë,
Thoni: ishim n'ëndërime
Kur i pam' këto vegime;
Dhe kjo gjë po komedi
Veç një ëndër është tani.
O të dashur spektatorë,
Ndjesa juaj na jep dorë,
Se gabiminë që bëmë
Pa e ndrequrë s'e lëmë.
Se, siç jam i ndershëm Pak,
Dhe në paçim sonte fat
Të shpëtojm' nga fërshëllimat,
Do t'i qepin gjithë vrimat:
Në mos qoftë kështu bash,
Thoni: Paku është rremash.
Dhe tani, me plot dëshirë,
Ju uroj natën e mirë;
Sikush duart t'i përpjekë
Se robini tjatër herë
Gjith gabimet do t'i ndreqë. *(Del)*.

FUNT

## SHËNIME

„Endra e një natë vere" është pa dyshim një nga prodhimet e para të Shekspirit. Sipas Malone ajo është çfaqur për herë të parë në vitin 1592. Ndonse nuk ka thellësinë psikologjike të karaktereve të dramave të dëgjuara të Shekspirit ajo ruan tërë freskinë e rinisë, vë në veprim përfytyrimin e autorit në tërë forcën e tij krijonjëse. Ajo është vërtet fëmija e rinisë dhe e papjekurisë por nga pikëpamja e fantazisë qëndron në një radhë me pjesët më të mira të dramaturgut.

Shekspiri e ka quajtur komedinë „A midsummer-night's dream" (Endra e një nate të mezit të verës). Shoqen e fjalës „midsummer" në gjuhën tonë ne nuk e kemi prandaj e përkthyem me fjalën „verë". „Nata e mezit të verës" bije më 24 qershor. Në shekullin e gjashtëmbëdhjetë, sipas besimit të shumë popujve, këtë natë në natyrë ndodhnin shumë mrekulli dhe njerëzit shihnin gjëra të çudiçme. Ishte një natë zanash dhe shtojzavallesh, kur të gjitha qënjet fantastike luftonin për të gjetur farën e famëshme të fierit që kishte vetijën t'i bënte qenjet të padukshme. Ndofta titulli do të thotë „Nata e mrekullive" aq më tepër për arësye se, siç del edhe nga teksti i komedisë, kjo ngjarje e mrekullishme, ku janë pleksur heronjtë e saj, nuk ka ndodhur në mes të verës por natën e një maji, siç thuhet në komedi.

Veprimi i komedisë zhvillohet në një pyll afër Athinës dhe në Athinë ku sundon Tezeu, i cili po bëhet gati të martohet me Hipolitën e bukur, mbretëreshën e Amazonave. Zanat dhe shtojzavallet që zënë një vënd me rëndësi në komedi si edhe xhindi Pak, ose Robin Djalëmiri (Robin Goodfellow) janë pjellë e fantazisë popullore angleze. Emri i Oberonit, mbretit të zanave, takohet për herë të parë në një roman të vjetër francez të mesjetës. Të shoqen, mbretëreshën e zanave, Shekspiri e quajti Titanja.

*Kur po kremtonit mëngjesin e majit,* faqe 16. Natën e një majit, djemt dhe vajzat në Angli, duke i rënë muzikës, shkonin nga qytetet e fshatrat në pyje dhe ktheheshin ndaj të gdhirë me degë e me lule për të stolisur shtëpitë. Ka patur gjithashtu zakone dhe argëtime të ndryshme lidhur me këtë festë.

*Për atë zjarr që e dogj Didon' e zezë,* faqe 16. Në Eneidën e Virgjilit thuhet se Didona, mbretëresha e Kartagjenës, ther veten mbi turrën e druve të përgatitura nga ajo vetë kur i dashuri i saj, Eneu largohet me anije nëpër det. Trojanët që lundronin panë flakën e zjarrit ku digjej trupi i saj.

*Pirami dhe Tisba,* faqe 20. Për Piramin dhe Tisben bëhet fjalë në „Metamorfozat" e Ovidit (Kënga IV). „Komedia e pikëlluar", të cilën e përsërisin dhe pastaj e lozin zejtarët athiniotë përpara Tezeut, e ndjek nga afër temën e Ovidit dhe Peti Pyka e shtron mjaft saktë në prologun e tij të ngatërruar (Akti V, sk. 1).

*Febi*, faqe 21. Apolloni, mbreti i Dritës.

*Gjyryk*, faqe 21. Me fjalën „gjyryk" duhet kuptuar gjyryku i orgës.

*Krejt të verdhë*, faqe 22. Në kohën e Shekspirit qe zakon që ngjyenin mjekrën.

*Në vrap hënën e kaloj*, faqe 24. Domethënë më shpejt se qielli i Hënës me Hënën bashkë e cila, sipas teorisë së Ptolemeut, bashkë me qiejt e planeteve të tjerë, edhe me Diellin, vërtitet rreth Tokës që s'lëvis.

*Spërkas rrethet në lëndinë*, faqe 24. Besohej se mbretëresha e zanave bënte rrethe në lëndinë dhe zanat pastaj i ujitnin.

*Aguliçet*, faqe 24. Aguliçet ishin lulet më të dashura të zanave.

*Labirintet*, faqe 28. Vëndi ku losnin barinjtë dhe kalamajtë në Warwicshire ku u rrit Shekspiri.

*Djalin që ke ndruar*, faqe 28. Besohej se zanat rrëmbenin foshnjet e posalindura dhe, në vëndin e tyre, vinin fëmijët e tyre.

*Që mbretëron në fron në perëndim*, faqe 30. Aluzion për mbretëreshën Elizabetë të Anglisë që mbretëroi nga 1558 gjer më 1603.

*Leviatani*, faqe 31. Përbindësh deti, për të cilin flitet në Biblë. Në kohën e Shekspirit e identifikon me balenën.

*Apolloni*, faqe 33. Në mitologjinë greke Apolloni e donte dhe e ndiqte Dafnën e cila, në çastin që po e arrinte, i shpëtoi duke u shndërruar në dafinë.

*Grifoni*, faqe 33. Bishë përrallore, luan me fletë dhe me kokë shqiponje.

*Filomela*, faqe 35. Bilbili, në gjuhën poetike. Sipas mitologjisë greke mbretëresha fatzezë Filomelë u shndërrua në bilbil.

*Sepse, duke u shtrirë, s'të gënjej*, faqe 37. Në tekst: for, lying so, Hermia, I do not lie. Lojë fjalësh: lying është pjesorja e foljes „to lie" që do të thotë edhe „shtrihem" edhe „gënjej".

*Nga psherëtimat i është prishur gjaku*, faqe 54. Sipas bestytnisë së lashtë, sa herë që psherëtinte njeriu humbiste një pikë gjak.

*Akeroni*, faqe 67. Sipas mitologjisë greke një nga lumenjtë e mbretërisë së nëndheshme.

*Kasneci i Aurorës*, faqe 67. Lajmëtari i agimit, yll' i mëngjesit, Venusi.

*Që varri n'udhëkryqe e valë u gjindet*, faqe 67. Sipas një bestytnie të lashtë të vdekurit që i kishin varret në udhëkryqe ose në mes të valëve ishin dënuar të bridhnin si hije shumë vjet me radhë.

*Sepse ceremoninë e kemi kryer*, faqe 76. Tezeu e ka fjalën te ceremonia që bëhej ditën e një majit, në mëngjes herët.

*Sot s'ësht' Shën Valentini*, faqe 78. Besohej se ditën e Shën Valentinit, (14 shkurt) bëhej „martesa e zogjve".

*Elena*, faqe 84. Është fjala për mbretëreshën e bukur të Spartës, që e rrëmbeu Paridi dhe u bë shkak të pëlciste lufta e Trojës.

*Këllëçin kren, këllëçin krejt e kllet*, faqe 90. Në tekst:

> Whereat, with blade, with bloody blameful blase
> He bravely broach'd his boiling bloody breast.

Duke shkruar këto dy vargje Shekspiri ka dashur të tallet me shpërdorimin e aliteracioneve që ishin atëhere në modë.

*Limandër*, faqe 93. Limandër për Leandër, Shafal për Sefal, Prokrus për Prokis, për të treguar injorancën e aktorëve. Sipas legjendës antike këta kanë qenë dashnorë besnikë.

*Furi*, faqe 96. Sipas mitologjisë antike, perëndesha e mallkimit, e ahmarrjes dhe e ndëshkimit.

*Është vetëm*, faqe 96. Në tekst: No die, but an ace for him: for he is but one. Lojë fjalësh e papërkthyeshme. Autori lot me fjalën „to die" që do të thotë „vdes" dhe „die" që do të thotë zar.

*Se është gomar*, faqe 96. Tjetër lojë fjalësh: „ace" zar dhe „ass" gomar.

*Motra ju tri*, faqe 97. Tri Parket. Sipas mitologjisë antike perëndeshat e Fatit. Njëra mbante boshtin, e dyta tjerte perin e jetës së njerëzve dhe e treta e priste kur vinte koha.

*Pas Hekatës gjithëmonë*, faqe 99. Domethënë pas koçisë së Hënës. Në botën e lashtë Hekata merrej për perëndeshë të trifishtë që mbretëronte në skëterrë si Hekatë, në tokë si Artemidë (Diana) dhe në qiell si Hënë.

*Shtëpinë për ta pastruar*, faqe 99. Sipas bestytnisë Paku vinte natën dhe pastronte shtëpitë e nikoqireve.

UILIAM SHEKSPIR

ËNDRA E NJË NATE VERE

Redaktor teknik
MUHARREM SHEHU

Korektor
SHYQRI KUSHEVICA

Tirazhi 5.000 copë

U shtyp në tetor 1968 në Shtypshkrojën
e Sipërmarrjes gazetare-botuese „Rilindja"
Prishtinë

UILIAM
SHEKSPIR


1 Hamleti
2 Makbethi
3 Otello
4 Mbreti Lir
5 Jul Qezari
6 Romeo e Gjulieta
7 Rikardi i III
8 Ëndra e një nate vere
9 Tregëtari i Venedikut
10 Shumë zhurmë për asgjë